# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 358 • VITI 34 • SHTATOR 2020 • SAFER 1442 • ÇMIMI 1 €

**Aspekte epistemologjike te Ehli Suneti**
**Analet e pandemisë Covid – 19**
**Ja pse Kurani nuk është fjalë e njeriut**



"Nëse përhapet jofetaria, faji përsëri është yni"
(Hoxhë Kadri Prishtina)

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*Pasha kohën!*
*Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt.*
*Me përjashtim të atyre që besuan, bënë vepra të mira, porositën njëri-tjetrin t'i*
*përmbahen të vërtetës dhe këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm.*[2]

*(El Asr, 1-3)*

## Në këtë numër:


Editorial: 4

*Sabri Bajgora*
Komentimi i kaptinës “Es-Sexhde” – (2) 5

*Dr. Bahri Hoxha*
Aspekte epistemologjike te Ehli Suneti 7

*Driton Arifi*
Të vdekurit nga sëmundjet pandemike dhe trajtimi i tyre sipas sheriatit islam 11

*Dr. Ejup Haziri*
Trajtesë rreth abdesit dhe manikyrit të thonjve (llakut) 14

*Ma.sci. Senad Maku*
Kurani nuk u përpilua nga Muhamedi a.s. 17

*Saimir Bulku*
Ja pse Kurani nuk është fjalë e njeriut 19

*Dr.sc.Rexhep Suma*
Bazat e edukimit dhe të mësimit në misionin e daves 20

*Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi*
Porositë specifike të ruajtjes së shëndetit sipas Muhamedit, a.s. 23

*Dr. Orhan Bislimaj*
Analet e pandemisë Covid – 19 25

*Dr.Fadil Maloku*
Identiteti dhe sfidat integruese të Kosovës në BE (1) 29

*PhD(c) Ferdi Kamberi*
Ndikimi i globalizmit në kulturën e leximit në Kosovë (2) 32

*PhD (c) Besir Neziri*
“Nëse përhapet jofetaria, faji përsëri është yni” 37

*Abdullah Akil Sulejman El-Akil*
Husein Xhozo (1912-1982) 40

Tomas Karlajl* 43

*M.sc. Artan S. Mehmeti*
Kontributi i El-Istahriut në hartografi 45

*Fatjona Abdullahu*
Nënës! 47

Aktivitete 48






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, Mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, Mr. Muzaqete Kosumi, PhD (c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja “Vi-Print”, Mitrovicë



*“(Ikra) Lexo në emër të Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë. Krijoi njeriun prej një pike gjaku të ngjizur. Lexo se Zoti yt është fisnik. I cili e mësoi me pendë. E mësoi njeriun çka nuk kishte ditur.”*
(El Alak, 1-5)

# Dy shkolla të mendimit për çështjen e ixhtihadit

*Zhvillimi i fikhut filloi menjëherë pas vdekjes së Pejgamberit a.s., dhe një nga figurat më guximtare që dha kontribut në metodologjinë e ixhtihadit ishte halifi i dytë, Omer ibnul Hatabi, i cili shkoi deri aty sa përshtati dhe pezulloi disa nga dispozitat kuranore. Vendimi i tij nuk ishte arbitrar, por mbështetej në mënyrën e të kuptuarit dhe të të interpretuarit të ajeteve kuranore dhe të zbatimit të tyre në rastin e situatave mbizotëruese.*

*Janë dy shkolla kryesore të mendimit për çështjen e ixhtihadit, ose arsyetimit juridik, ku njëra mban anën e përmbajtjes së përpiktë ndaj tekstit dhe të interpretimit të fjalëpërfjalshëm pa ndërhyrje të mëdha në objektivat e tij, ndërsa shkolla tjetër kërkon më shumë qëllim dhe zgjuarsi të mëshiruara në dekrete ligjore. Me këtë rast duhet të kujtojmë rastin e sahabëve që u urdhëruan për të mos e kryer faljen e namazit të ikindisë përveçse në territorin e fisit Beni Kurejdha. Kur koha e faljes së ikindisë iu afrua fundit, nga se po afrohej perëndimi i diellit dhe sahabët akoma nuk kishin arritur në destinacion, ata u ndanë në ixhtihadin e tyre, një pjesë e tyre zgjodhën ta falin namazin e ikindisë, duke u nisur nga interpretimi dhe të kuptuarit vetjak i urdhrit të Pejgamberit a.s., jo si domethënie që të ndaleshin nga falja e namazit gjatë rrugës, por si urdhër dhe arsye që i shtynte për të shkuar me shpejtësi të madhe tek objektivi i tyre. Pjesa e tjetër e sahabëve zgjodhi të kuptuarit fjalë për fjalë të urdhrit të Pejgamberit a.s. dhe hoqën dorë nga falja derisa arritën në destinacionin e tyre, pas perëndimit të diellit. Kur u kthyen në Medinë, ata i treguan Pejgamberit a s. për ndarjen e tyre rreth faljes së namazit të ikindisë (ku një pjesë e fali namazin brenda kohës kurse pjesa tjetwr mbas kohës, pas perëndimit). Pejgamberi a.s. i miratoi të dyja veprimet si të drejta. Kjo, përderisa të dyja palët qenë mbështetur në kushte të shëndosha paraprake të ixhtihadit dhe të të kuptuarit të tyre të urdhrit të Pejgamberit a.s. Hazreti Omeri r.a. me ixhtihadin e tij, i përkiste shkollës që kujdesej më tepër për zgjuarsinë dhe qëllimin duke bërë interpretimin e teksteve, sesa për kuptimin e fjalëpërfjalshëm të tyre.*

*Kjo mënyrë e interpretimit të teksteve dhe të dekreteve, e përshtatjes ose e zhvillimit të tyre mundëson për të mbuluar e trajtuar situata të reja dhe në gjendje ndryshimi të përhershëm.*

*Jo të gjitha zakonet fisnore arabe që sundonin para Islamit u zhdukën përmes Kuranit dhe Sunetit të Pejgamberit a.s., ngase disa prej tyre mund të ishin vazhdimësi e traditave më të hershme të pejgamberëve të mëparshëm. Disa u miratuan, të tjerat u modifikuan dhe u përfshinë në shkencën e fikhut, duke u bërë pjesë ligjore dhe morale. Ndërkaq, ato që binin ndesh me Islamin u hoqën. Ato zakone dhe tradita që nuk përfshiheshin drejtpërsëdrejti nga Kurani dhe Suneti, më vonë u shqyrtuan nga juristët dhe dijetarët myslimanë, të cilët morën përsipër interpretimin e teksteve burimore dhe vetëm përmes ixhtihadit dhe konkluzioneve të tyre u mundësua pranimi i tyre.*

*E drejta islame – sheriati, përbëhet nga rregullat dhe urdhrat kuranore, shumë të pakta në numër dhe nga rregullat e mëshiruara në thënien dhe veprat e Pejgamberit a.s, ku të gjitha këto formojnë burimin e shenjtë dhe të pandryshueshëm të ligjit. Nga ana tjetër, ekziston një trung i gjerë mendimesh ligjore të nxjerra dhe të prodhuara nga juristët dhe dijetarët*

*myslimanë gjatë shekujve, duke u bazuar në burime e të drejtës islame. Këto interpretime mez'hebore ndryshojnë nga një shkollë në shkollën tjetër juridike.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Es-Sexhde” – (2)

## Vërtetimi i pejgamberisë (Shpalljes)

الم ﴿1﴾ تَنزِيلُ الْكِتَابِ لَا رَيْبَ فِيهِ مِن رَّبِّ الْعَالَمِينَ ﴿2﴾ أَمْ يَقُولُونَ افْتَرَاهُ بَلْ هُوَ الْحَقُّ مِن رَّبِّكَ لِتُنذِرَ قَوْمًا مَّا أَتَاهُم مِّن نَّذِيرٍ مِّن قَبْلِكَ لَعَلَّهُمْ يَهْتَدُونَ ﴿3﴾

*“Elif, Lâm, Mîm. Shpallja e këtij Libri, pa asnjë dyshim, është nga Zoti i botëve. Ata thonë: “Ai (Muhamedi) e trilloi atë? Jo, ajo është e Vërteta nga Zoti yt që t’u tërheqësh vërejtjen një populli, të cilit para teje nuk i ka ardhur ndonjë paralajmërues (pejgamber), që të udhëzohen në rrugën e drejtë.”* (Es-Sexhde, 1-3)

## Koment

*1. Elif, Lâm, Mîm.*

Edhe kjo sure mekase, fillon me shkronjat simbolike, të cilat i hasim në fillim të 29 sureve kuranore. Këto shkronja, janë shenja të urtësisë hyjnore, të cilat askush, përveç Allahut, nuk mund t’i deshifrojë, ndonëse dijetarët janë përpjekur të japin ndonjë mendim për këtë apo atë kuptim të tyre.

Janë dhënë mendime të shumta nga dijetarët nëpër kohë, madje disa transmetime arrijnë edhe deri te sahabët e mëdhenj, por ne do të përqendrohemi vetëm në ato më kryesoret: Disa mendojnë se këto shkronja simbolike janë Emra të Bukur të Allahut; disa se janë betime të Allahut; se janë emra të Kuranit e disa të tjerë se janë emra të sureve kuranore. Ka edhe të tillë që anojnë kah mendimi se këto shkronja simbolike janë emra të Pejgamberit a.s., siç është rasti me suret *“TaHa”*, *“Tasim”*, *“Tasin”* dhe *“Jasin”*. Ka prej dijetarëve që thonë se këto shkronja simbolike janë fshehtësi e Kuranit. Në lidhje me këtë mendim, Kurtubiu në tefsirin e tij, citon nga Amir esh-Shabiu dhe Sufjan eth-Thevriu si dhe nga një grup hadithologësh që të kënë përcjellë thëniet e Ebu Bekrit dhe Aliut r.a. në lidhje me këto shkronja simbolike, duke thënë se ato janë fshehtësia e Allahut në Kuran. Ai në çdo Libër të Tij të shenjtë ka vendosur sekrete. Këto shkronja hyjnë në sferën e *“muteshabih”*, me to është veçuar Allahu në Dijen e Tij dhe nuk na takon neve të flasim për to, por i besojmë ato dhe i lexojmë ashtu siç kanë ardhur.[1]

Të njëjtin mendim se këto shkronja janë fshehtësi të Allahut, misterin e të cilave nuk e di askush pos Tij, e ka thënë edhe Imam Sujutiu[2], ndërkohë që Imam Shevkaniu këto shkronja i konsideron prej gjërave *“muteshabih”*, fshehtësia e të cilave është vetëm në Dijen e Allahut. Ai ndër të tjera thotë: “Ne nuk dëshirojmë të flasim rreth tyre, por i besojmë ato ashtu siç kanë ardhur dhe ai që mundohet të flasë rreth kuptimit të tyre, i ka tejkaluar kompetencat e veta, ka gabuar dhe ka devijuar nga synimi që e ka dëshiruar Allahu.”[3]

Shejh Sharavi, në lidhje me këto shkronja hyrëse të sures *Es-Sexhde,* thotë: “Meqë i Madhërishmi e përfundoi suren paraprake *Llukman* me ajetin që flet rreth pesë të fshehtave hyjnore, është e natyrshme që edhe fillimi i kësaj sureje “*Es-Sexhde”* të ndjekë të njëjtën rrjedhë, që nënkupton se edhe këto tri shkronja simbolike nënkuptojnë një prej fshehtësive të Allahut, prandaj secili që i qaset komentimit të këtyre shkronjave, patjetër në fund duhet të thotë: *“Vallahu a’ëlem-Allahu e di më së miri”*.[4]

Ndërkohë që numri më i madh i dijetarëve bashkëkohorë anojnë kah mendimi se këto shkronja janë mrekulli e shprehjeve kuranore, për të sfiduar arabët e atëhershëm. Ky mendim mbase edhe mund të jetë më i pranuari, sepse këto shkronja, vërtet paraqesin sfidimin më të madh për kurejshët dhe fiset përreth tyre në Gadishullin Arabik,



duke ua bërë me dije se ky Kuran përbëhet prej shkronjave dhe fjalëve arabe, që ata i njihnin shumë mirë. Nëpërmjet këtij sfidimi Allahu xh.sh. dëshiroi t'ua shfaqte haptazi paaftësinë e tyre për të sjellë diçka të ngjashme me Kuranin, ndonëse ata shquheshin atëbotë për oratori të shkëlqyer dhe për poezi me kuptime të thella e shumëdimensionale. Megjithatë, kurejshët, para kësaj sfide hyjnore mbetën të gjunjëzuar e të mposhtur.

Karakteristikë tjetër e këtyre shkronjave simbolike është fakti se, menjëherë pas tyre, në të shumtën e sureve është përmendur Kurani famëlartë si libër plot urtësi, si libër i zbritur prej të Plotfuqishmit për ta udhëzuar njerëzimin, gjë e cila është përsëritur edhe në suren "*Es-Sexhde*", në ajetin e dytë të saj, sa për t'i vënë në dijeni jobesimtarët nëpër kohë, se Kurani vërtet është Fjalë e Allahut e zbritur te i Dërguari i Tij i fundit-Muhamedi a.s., si këshillë dhe udhëzim për mbarë njerëzimin.

*2. Shpallja e këtij Libri, pa asnjë dyshim, është nga Zoti i botëve.*

Allahu i Plotfuqishëm në ajetin e dytë të kësaj sureje, fuqishëm u kundërvihet shpifjeve dhe përgënjeshtrimeve të mushrikëve mekas, duke vërtetuar se ky Kuran, pa asfarë dyshimi është zbritje nga ana e Tij. Për ta përforcuar këtë gjë, Ai e thekson se është Vetë Ai që ka zbritur Kuranin fisnik, duke përfunduar ajetin me fjalët: "nga Zoti i botëve", e cila fjalë heq çdo dyshim nëse ky Libër i zbritur është nga Allahu apo jo. E ka quajtur *"Libër"* sepse është i shkruar në fletë në *Levhi Mahfudh*, e pastaj nga aty i është përcjellë Xhibrilit a.s. që ky, me lejen e Zotit, ta përcillte në forma të ndryshme të inspirimit deri te i Dërguari a.s., e prej tij të shkruhej sërish në fletë e të bëhej Libër, ashtu siç e kemi sot në duart tona.

Në fillim të Shpalljes, idhujtarët ironizuan me ajetet kuranore, madje shkuan aq larg sa të pretendonin se këto ajete janë përralla e legjenda të moçme, të cilat dikush po ia diktonte Muhamedit a.s., etj. Këtë pohime të tyre i ka portretizuar ajeti i 5-të i sures *El-Furkan*, në të cilin thuhet: "Dhe ata thonë: "Këto janë legjenda të të parëve; të cilat ai (Muhamedi) kërkoi t'i shkruhen dhe i lexohen atij mëngjes e mbrëmje".

Por, Allahu i gjithëdijshëm, duke ditur se do të ketë pretendime të tilla te jobesimtarëve, për kontestimin e Kuranit nëse është fjalë e trilluar nga Muhamedi a.s. apo është Fjalë e Zotit, në një numër të madh ajetesh kuranore, vërteton se zbritja e tij është drejtpërdrejt nga Ai, si p.sh.: "I lartësuar qoftë Ai që i ka zbritur Furkanin (Kuranin) robit të Vet, që të jetë paralajmërues për botët" - (El-Furkan, 1);;

Pastaj: "Thuaj: "Atë e ka zbritur (shpallur) Ai, që e di të fshehtën në qiej e në tokë, Ai është që fal shumë, është mëshirues". - (El-Furkan, 6);

Pastaj: "Ne me të Vërtetën e zbritëm atë (Kuranin) dhe me të Vërtetën është zbritur." - (El-Isra'ë, 105), etj.[5]

Pra, të gjitha këto ajete vërtetojnë bindshëm se ky Libër është i zbritur nga ana e Allahut xh.sh., - Zotit të botëve, dhe në këtë pikë, nuk ka vend e as hapësirë për ndonjë dyshim. Arsyeja pse i Madhërishmi e ka përfunduar këtë ajet me fjalët: "nga Zoti i botëve", është se Emri i Bukur i Allahut *"Rabb"* përfshin tri kuptime njëkohësisht: Zotin si Krijues, si Sundues dhe si Mbikëqyrës të kësaj Ekzistence.[6]

*3. Ata thonë: "Ai (Muhamedi) e trilloi atë? Jo, ajo është e Vërteta nga Zoti yt tënd që t'u tërheqësh vërejtjen një populli, të cilit para teje nuk i ka ardhur ndonjë paralajmërues (pejgamber), që të udhëzohen në rrugën e drejtë.*

Idhujtarët mekas të përhumbur në agoninë e arrogancës dhe krenarisë së tyre fisnore, shpifën e ç'nuk thanë për Muhamedin a.s. dhe për Shpalljen që po i zbriste. E akuzuan për çmenduri, i thanë së ishte fallxhor, e etiketuan si të sëmurë e pastaj filluan të shpifnin e të thoshin haptazi se ky Kuran u ngjason legjendave të të parëve, se këtë Kuran, është duke e trilluar ky vetë, se këtë Kuran po ia dikton një i huaj që ka njohuri të librave të mëhershëm etj.[7]. Mirëpo të gjitha këto pretendime të tyre ua zhdavariti i Plotfuqishmi në këtë ajet të sures "Es-Sexhde" kur u thotë: "Jo, ajo është e Vërteta nga Zoti yt që t'u tërheqësh vërejtjen një populli, të cilit para teje nuk i ka ardhur ndonjë paralajmërues (pejgamber), që të udhëzohen në rrugën e drejtë."

Ky ajet nënkupton që fjalët e idhujtarëve janë të kota dhe të padenja, ndërsa Kurani është e vërteta, zbritje nga Krijuesi i kësaj ekzistence. Për më tepër, në këtë ajet sqarohet edhe urtësia dhe qëllimi i zbritjes së Kuranit famëlartë që, nëpërmjet porosive dhe këshillave të tij, t'u tërhiqet vërejtja idhujtarëve të pabindur, të cilëve para Muhamedit a.s., nuk u kishte ardhur ndonjë pejgamber tjetër që t'i udhëzonte në rrugën e drejtë.

Në lidhje me pjesën e ajetit: "që t'u tërheqësh vërejtjen një populli, të cilit para teje nuk i ka ardhur ndonjë paralajmërues (pejgamber)", disa dijetarë kanë dhënë mendimin se të synohen të gjithë njerëzit, e jo vetëm arabët, të cilët kanë jetuar në periudhën kohore ndërmjet Isait a.s. dhe Muhamedit a.s., kohë në të cilën, sipas studiuesve islamë, nuk pati ndonjë pejgamber të dërguar nga Allahu xh.sh..[8]

## Porosia e këtyre ajeteve - (1-3)

*- Kurani famëlartë ishte sfidë për idhujtarët në kohën e zbritjes e i tillë do të mbetet për secilin jobesimtar deri në Ditën e Gjykimit.*

*- Kurani është Fjalë e Allahut, është i zbritur prej Zotit të botëve.*

*- Kurani as nuk është magji, as poezi, as fall e as legjendë apo mit i të parëve, ashtu siç e quajtën idhujtarët mekas, por në të ka këshilla dhe tërheqje të vërejtjes për njerëzit që dëshirojnë të përudhen në rrugën e drejtë.*

- vijon -

*1. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, Bejrut, 2006, vëll. I, f. 237 (Me redakturë të dr. Abdullah bin Abdulmuhsin et-Turki); Dr. Muhamed Ebu Firah, El-Huruf el mukatta'ati fi evaili-s-suveri-l kuranijjeti, Xhedë-Arabia Saudite, 1983, f. 202. 2. Imam Sujutiu, El-Itkan fi Ulumi-l Kuran, Bejrut, 2008, f. 436, (Redaktuar nga Shejh Shuajb el Arnauti). 3. Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir, vëll. I, ff. 101-104. 4. Shejh Sha'ravi, Havatiri havle-l Kurani-l Kerim, vëll. 19, f. 11776. 5. Shih: Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. 21, f. 4053. 6. Muhamed bin Salih Uthejmin, Tefsiru-l Kurani-l Kerim-Suretu-s-Sexhdeti, Kasim, 1436 h., f. 11. 7. Muhamedini-l Emin bin Abdullah El Arumij, Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhan fi revabi ulumi-l Kuran, Bejrut, 2001, vëll. 22, f. 331. 8. El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, vëll. 17, f. 7.*

Dr. Bahri Hoxha

# Aspekte epistemologjike te Ehli Suneti

Realiteti i secilit drejtim ideologjik kuptohet më mirë pas një analize të bërë në bazat e epistemologjisë, në të cilat bazohet ai medhheb, fraksion apo edhe fe. Edhe pse epistemologjia si temë, mund të konsiderohet në njëfarë forme, temë e re, çështja e njohjes si nocion, është shumë e vjetër në shtjellim. Përderisa te filozofët grekë, ky nocion përfshihej në mes kerkimesh nën temat që shtjellonin ontologjinë dhe aksiologjinë, ai në literaturën islame, gjen perdorim të gjerë dhe pothuajse i përmbush gjithë nëntitujt, të cilët kanë të bëjnë me epistemologjinë, qoftë si metodologji apo temë. Mund të thuhet se dijetarët myslimanë paraprijnë në trajtimin e kësaj tematike në mënyrë të pavarur në volume të plota. Imam Bakilani(v. 403 h./1013 g.) p.sh., fillon librin e tij "Temhid" me kapitullin "Dituria, llojet dhe rrugët e saj"[1], pastaj Bagdadiu (v. 429h. /1038 g), gjithashtu fillon librin e tij "Bazat e Fesë" me "bazën e parë në funksion të sqarimit të realitetit të ekzistentëve, njohurive dhe shkencave, nxënies dhe llojeve të tyre"[2]. Po ashtu edhe imam Err Rrazi (v.604h/1210g), nis librin e tij "El Muhassal" me kapitullin e "diturisë dhe hulumtimit"[3]. Të njëjtën e bën edhe imam El Ixhij (v.756h./1355g.), e të tjerë.[4] Perderisa kjo ishte gjendja e shtjellimit të kësaj tematike në vendet islame, në Perëndim, gjendja ishte paksa më ndryshe. Studiuesit e historisë së filozofisë konsiderojnë librin e Xhon Lokut(v.1704), të botuar në shekullin XVII, gjegjësisht në vitin 1690, të titullluar "Essay Concerning Human Understanding" si perpjekjen e parë të plotë, për të shtjelluar dhe analizuar temën e njohjes dhe mendimit njerëzor.[5]

Studimi i dijetarëve islamë të temës së njohurisë më tepër është njohur nën emërtimin e "dijes-diturisë". Te disa prej tyre njohuria (المعرفة) dhe dituria (العلم), gati kishin të njëjtin kuptim, mirëpo te shumica ato dallojnë dhe kanë kuptim të ndryshëm. Kuptimi i së dytës është më i duhur, adekuat dhe më përfshirës. Termi «*njohje"*, mund t'u atribohet vetëm krijesave duke pasur parasysh faktin se njohjes i paraprin *mosnjohja*, kurse termi *"dije- dituri"* mund të vlejë si term për krijesat, por mund të përdoret edhe për Krijuesin suprem; për vetë faktin se dituria është "atribut, me posedimin e të cilit dikush konsiderohet i ditur"[6], duke mos u lidhur aspak me gjenezën e tij. Shpeshherë, dijetarët islamë perdornin shprehjen (النظر) *hulumtim*, në studimet e tyre rreth detajeve epistemologjike në besimin islam, duke e lidhur në këtë formë, nohurinë me rrugët e përfitimit të saj.

## Sa është e mundur njohja?

Gjithë çfarë lidhet me johyjnoren (botën – العالَم), karakterizohet nga relativiteti në të gjitha anët dhe aspektet e saj. Edhe në aspektin e njohjes dhe mundësisë së saj, niveli njerëzor, për shembull, përfshihet në këta kufij, duke mos pasur mundësi të tejkalojë natyrën e vet. Megjithatë, mohimi i mundësisë së njohjes deri në nivel të skepticizimit është i përjashtuar si rezultat, në bazë të parimeve islame. Dialogu në mes të Krijuesit dhe melekëve në ajetet e sures



El bekare shtjellon këtë temë. Ato, edhe pse erdhen në formën: " Unë di atë që ju nuk dini" (El Bekare -30), nuk kishin qëllimin e mohimit të njohjes në kuptimin skeptik të saj, por i referoheshin pikërisht dallueshmërisë së natyrës së dijes, duke dhënë shenjë në absolutivitetin e dijes së Krijuesit dhe relativitetin e njohjes së krijesave. Kjo për arsye se vargjet hyjnore në vijim, flasin për njohjen reale të gjërave: "Dhe Zoti i mësoi Ademit emrat..." (El Bekare:31), me çka edhe vertetohet mundësia e njohjes reale pas mësimit, i cili pastaj çon në ngritje intelektuale për të cilën jep shenjë verseti se kjo ngritje, si e tillë, gjthëherë është për t'u vlerësuar, duke aluduar në të, vetë vlerësimi hyjnor, në bazë të të cilit dituria dhe njohja merr pozicionin e vet real, i cili reflektohet me nderimin me sexhde të melekëve ndaj krijesës së ditur, Ademit a.s.. Dijetarët e Ehli Sunetit janë në dilemë sa i përket faktit nëse njeriun mund ta shoqërojnë njohuri të caktuara prej kohës së paralindjes. Por, me një vëmendje të shtuar në lexim të mendimeve, vërehet se mospajtimi mëton të jetë formal në shumicën e aspekteve të tij, për vetë faktin se ato njohuri anojnë të jenë një lloj përgatitjeje dhe gatishmërie për pranim njohurish pas lindjes dhe jo se ato në fakt janë njohuri të sëndërtuara në mënyrë nxënieje, e që pastaj të mund të perdoreshin në ndonjë aktivitet. Për këtë, ajeti kuranor jep shenjë në mënyrë të qartë kur thotë: "Allahu ju nxori nga barqet e nënave tuaja dhe ju nuk dinit asgjë, pastaj ju furnizoi me dëgjim, shikim dhe zemra në mënyrë që të falënderoni" (En Nahl:78).

Imam Nesefiu përmend qartë se "gjërat kanë realitetin e tyre",[7] çka do të thotë se vetë ekzistenca e gjërave është dëshmi për realitetin dhe identitetin e tyre dhe se "ky identitet është normalisht i përceptueshëm (i konstatueshëm)"[8]. Kjo, për dallim prej qasjes sofiste, e cila në bazë nuk pranon se gjërat që ne identifikojmë nëpërmjet shqisave tona, mund të jenë reale, në formën që ne i perceptojmë. Dijetarët islamë nuk kanë aspak dilemë në atë se ato vërtet janë në gjendjen në të cilën ne i njohim dhe i përceptojmë. Pastaj në bazë të kësaj njohjeje dhe perceptimi, vetëm atëherë mund të mendohet përkufizimi i tyre dhe definimi i realitetit të tyre.

Njohja, edhepse në fakt është e karakterizuar nga kufijtë e saj, megjithatë ajo është reale dhe faktike, prandaj mohimi i njohjes si fenomen është mbulim i qartë i realitetit në të cilin nuk dyshohet. Ajetet kuranore janë të qarta në këtë çështje: "I mësoi njeriut atë që se dinte" (Alek:5). E kur mohimi i njohjes prek botën ekzistenciale që perceptohet nga shqisat, në bazë të përfundimeve sofiste, s'ka dyshim se rreziku i tij shtrihet në rrafshin intelektual deri te skepticizmi në mundësinë e njohjes e gjithë asaj që lidhet me metafizikën, duke filluar nga njohja e Zotit dhe gajbi në përgjithësi.

## Mendimi sofist i njohjes

Sofistët të cilët i kundërshton pozicioni i Nesefiut dhe, bashkë më të, i gjithë dijetarëve të besimit islam, shkurtimisht mund te themi se mbanin tri qendrime kryesore, të përfaqësuara në tri grupe:

**El indije** (skeptikët), të cilët e shohin se realiteti i njohurive është pikërisht ajo që figurohet në vetë trurin tonë dhe jo detyrimisht të qenët e formës së tyre në realitetin e perceptuar. Gjërat, sipas tyre, janë të vërteta vetëm tek ata që i perceptojnë si të tilla dhe jo detyrimisht te çdokush tjetër.

**El inadije** (alternativistët), të cilët nuk pranojnë se gjërat mund të kenë realitet në fakt. Kjo ngase çdo perceptim mund ta ketë edhe alternativën tjetër të kundërt me të parën.

**El la edrije** (agnostikët), të cilët janë në dyshim të vazhdueshëm nëse gjërat mund të kenë realitet ose jo.

Në të tri grupet e tyre, sofistët nuk pranojnë ose dyshojnë në percepetimin shqisor të gjësendeve, si paraperceptim për një njohje mendore më të plotë.

## Burimet e njohjes në Islam

Disa nga bashkëkohorët i referohen pikërisht ajetit të përmendur më lart, për të përfituar burimet e njohjes në Islam. Kështu duke përfituar nga fjala: (السمع) *dëgjimi*, burimin kryesor në Islam që lidhet me atë që vjen nga goja e Pejgamberit a.s. prej teksteve hyjnore. Kurse nga fjala (الأبصار) *shikimet*, burimin tjetër që lidhet me informacionet shqisore – shqisat. Dhe krejt në fund nga fjala ( الأفئدة) *zemrat*, që ka për qëllim logjikën apo intelektin. Pra te dijetarët islamë te Ehli Sunetit, burimet epistemologjike janë tri kryesore:

I **pari***: teksti fetar*, që përfshin vetëm fjalët e Zotit dhe fjalët e vërtetuara të Pegamberit a.s.

I **dyti**: *shqisat* dhe

I **treti**: *mendja* njerëzore.

Është interesant fakti se, në mesin e këtyre tri burimeve, vetëm i pari është përdorur në numrin njëjës, me çka mund të aludohet në të qenët e tekstit si burim statik, stabil dhe i pandryshueshëm. Kurse ajo që përfitohet nga shqisat dhe mendjet është prezantuar në ajet në numrin shumës, si aludim, në mundësinë e ndryshueshmërisë nga njeri tek tjetri person, duke u dhënë validitetin e njëjtë pozicioneve të ndryshme që mund të dalin nga përpunimi i njohurive të përfituara nga këto burime, jo në nivel të saktësisë, por vetëm në nivelin ontologjik, sikur aludon edhe në vetë fazat nëpër të cilat mund të kalojnë këto dy burime në vetë individin.

## Teksti fetar si burim njohjeje

Karakterin e vet, burimet islame, e përfitojnë, pikërisht nga tekstet që i paraprijnë njohjes se thirrjes islame si përgjithësi. Idenë e marrjes së teksteve në kohën e Pejgamberit a.s. dijetarët islamë e ndërlidhën me shoqërimin e përkrahjes hyjnore, për vetë pejgamberin lajmëtar. Kjo duhej të manifestohej përmes një lloj argumentimi, që individit të kohës t'i deshmohej vërtetësia e lajmeve profetike. E ky argumentim konkretizohet me mrekullitë që shoqëronin thirrjen profetike. Vetëm kësisoj, teksti fetar përfiton hyjnoren në përmbajtjen e vet.

Veç kësaj, burimshmëria e tekstit si konspekt, përfshin dy drejtime kryesore; i pari: burimorja e tekstit fetar në dhënien e kontributit në njohje për çështje shumë delikate, në mënyrë të pavarur, nga burimet e tjera



epistemologjike, deri në një masë të të qenit i vetëm, ekskluziv dhe i pazëvendësueshem, sikur në njohuritë që kanë të bëjnë me metafizikën në përgjithësi, rreth temave që lidhen me atë që quhet "Ilahijat" (temat që kanë të bëjnë me njohjen e Krijuesit dhe cilësive të Tij), pastaj të temave rreth ringjalles në Ahiret, formës së ringjalljes, arritjes së shpërblimit etj, kurse drejtimi i dytë: burimorja e tekstit si rrugë valide për të konfirmuar po atë përmbajtje kognitive, nëse teksti ruan gjatë ketij rrugëtimi nivelin më të lartë të besueshmërisë – *tevatur*, ose nivelin e saktësisë.

Me gjithë konsideratën ndaj çdo përpjekjeje filozofike për të definuar aspekte nga fusha e metafizikës, ato karakterizohen gjithëherë nga pasiguria, mossaktësia dhe joserioziteti pa pasur mbeshtetjen e tekstit fetar si burim njohjeje me gjenezë metafizike. Eshtë e rëndësishme të theksohet se vetë teksti fetar merr pjesë aktive në trajtimin e të dy drejtimeve; ai flet për metafizikën nga një pozicion aq shumë i sigurt duke mos lënë aspak dyshime të asfarë natyre, sakaq flet edhe për aspektin historik të ngjarjeve, duke dhënë shenjë kështu drejt dy aspekteve, të cilat tekstin e shoqërojnë. Në njërën anë si përmbajtje e pakontestueshme,për koherentët e shpalljes – *vahjit*, si dëshmitarë të mrekullive pejgamberike, kurse në anën tjetër si metodologji valide në përfitimin e njohurive në aspektin historik. Aspekti i parë e dallon njohurinë fetare në rrafshin horizontal të kohës, kurse aspekti historik i jep asaj shtrirjen vertikale, për të ekzistuar e përjetshme në rrafshin e mendimit botëror, duke u përgjigjur bukur sfidave teorike dhe praktike të shtrira në aspektin vend – kohë. Shtoji kësaj lajmet për të ardhmen, qoftë në nivel ngjarjesh gjeopolitike, të cilat pastaj u dëshmuan si realitete faktike, apo edhe njohuritë rreth shenjave të përfundimit të jetës në tokë. Në këto njohuri, edhe sot tekstet fetare qëndrojnë sfiduese të mendjes njerëzore dhe të arriturave shkencore, duke ruajtur komoditetin dhe stabilitetin në tema shumë me rendësi, siç janë temat e gjenezës së krijimit, deri te ato të përfundimit të tij.

Për të ruajtur këtë mëvetësi, jo rrallëherë teksti fetar jep shenja të qarta se qëndron në ekskluzivitetin e tij në dhënien e njohurive në aspekte te ndryshme te metafizikes, siç është rasti me ajetin kuranor: "E meleket e Allahut që janë robër të denjë të Tij, i konsideruan femra, a mos dëshmuan (ishin prezent në) krijimin e tyre?". (Zuhruf:19) Apo sikur te rasti i gjenezës së krijimit : "Nuk i mora për dëshmitar ata, në krijimin e qiejve dhe tokës, por as në krijimin e veteve të tyre…"(El Kehf:51).

Kështu teksti hyjnor, ruan pavarësinë e vet në qasje të shumë temave, të cilat lidhen me gjërat e paperceptuara nga ana e mendjes dhe shqisave, si ndihmesë hyjnore për të dyja këto burime njohurish, për t'u realizuar mëshira e Krijuesit në funksion të lehtësimit të zgjedhjes së drejtimit të duhur në nivel të mendimit, që padyshim rrjedh nga besimi në Zot.

## Shqisat dhe njohja

Dijetarët e Ehli Sunetit bëjnë dallim rrënjësor në mes shqisave dhe organeve shqisore. Shqisa e të dëgjuarit,p.sh., sipas perkufizimit të tyre, është "forca të cilën Zoti fuqiplotë e vendosi në organet (sistemin) e dëgjimit, nëpërmjet së cilës njeriu percepton zërat". Po ashtu edhe shqisa e të parit, është "forca e perceptimit vizuel të gjësendeve, të cilën Zoti e vëndosi në sy të krijesës". Ata fokusohen tek kjo forcë (قوة مودعة), duke definuar se lidhja në mes organit shqisor dhe shqisës është vetëm përzgjedhje hyjnore, e nivelit «të zakonshëm» (عادي), siç e përkufizojnë dijetarët islamë dhe jo domosdoshmerisht ka lidhjen "e patjetërsueshme" (عقلي), pa të cilën do të ishte i pamundur parafytyrimi i funksionit të forcës shqisore pa qenë e lidhur me organin shqisor përkatës; çka do të thotë se kjo forcë që vë në funksion organin shqisor, është ndërhyrje dhe kujdes i vazhdueshëm hyjnor dhe vetëm hyjnor dhe si e tillë u jep kuptimin e vet organeve shqisore. P.sh, prezenca e gjuhës nuk është domosdoshmërisht shqisë shijimi, si dhe prezenca e sistemit të dëgjimit dhe perceptimit, nuk do të thotë se aty është edhe shqisa e dëgjimit. Pastaj mbetet të meditohet rreth pyetjes nëse organi shqisor përkatës ka mundësinë autoktone të krijojë edhe forcën shqisore? Dhe logjikisht është e paparanueshme që diçka e tillë të ndodhë, për vetë faktin se diçka që nuk cilësohet me jetë dhe dituri nuk mund të jetë krijues i diçkaje tjetër.

Pas këtij sqarimi të shkurtër rreth dallimit në mes të shqisës dhe organit shqisor dhe pajtimit logjik se shqisa është vendosje hyjnore në organin shqisor, duhet të dihet se Kurani famëlartë, konsideron aspektin e perceptimit shqisor si nivel valid të njohjes, duke bërë thirrje të vazhdueshme për vrojtim në ambientin perreth njeriut dhe studim në fenomenet natyrore, që hyjnë në punë si burim i vazhdueshëm në përfitimin e njohurive, të cilat kur bashkërendohen fitojnë vlerën e tyre

kognitive, në arritje të përfundimeve logjike edhe në dobi të besimit në ekzistencën dhe njëshmërinë e Krijuesit, por edhe në aspekte të rendësishme që kanë të bëjnë me persosmërinë në krijimtari dhe prezencën e një qëllimi dhe rendi në këtë ekzistencë. Prandaj, ndryshe burimi paraprak, i cili shtrihej në fushën e metafizikës, si i vetëm dhe i pakonkurencë, burimet shqisore me plotë vetëdije konstatohet se janë të vlefshme vetëm në përfitimin e njohurive në rrafshin fizik. Edhe në këtë nivel, ato jo rrallëherë, hasin në devijime, të cilat ndikuan te një pjesë e madhe e sofistëve të dyshojnë në to, si burim valid në tërësi. Porse, realiteti tek studiuesit islamë është se ato pranohen me plot vërtetësi në funksionin e tyre real, për t›i shërbyer mendjes në ofrimin e njohurive faktike, që pastaj do t›i takonte mendjes së shëndoshë, të plotesojë natyrën e njohjes me verifikim të po këtyre fakteve shqisore, në arritjen e rezultateve logjike, të cilat do t'i jepnin shpjegim sa më të drejtë realitetit ontologjik dhe atij kosmologjik. Për këtë arsye gjejmë thirrje kuranore si: "A nuk shohin drejt qiellit, permbi ta, se si e krijuam, e zbukuruam dhe nuk gjen në të ndonjë çarje" (Kaf:6), ose: "A nuk i shohin devetë se si janë të krijuara, dhe qiellin se si është ngritur, dhe kodrat se si janë ngulitur, e të shikojnë në tokën se si e bëmë të sheshtë". (El Gashijeh:17-20).

Thirrja hyjnore në vrojtim të gjërave dhe fenomoneve, e shprehur me nevojën e gjetjes së përgjigjeve rreth pyetjes: si? (كيف), padyshim është në funksion, para së gjithash, të pranimit të vet funksionit shqisor, si realitet që nuk dyshohet aspak në të. Vetëm pas perceptimit shqisor, kërkohet pastaj funksoni i mendjes në meditim rreth këtyre fenomeneve. Eshtë realitet se ajo, që i bëhet thirrje në keto versete kuranore është pikërisht mendja, porse nuk guxon të mohohet assesi pararenda e perceptimit mendor, e manifestuar me kontaktin shqisor si kontakt i parë direkt, si p.sh. kur ftohet për persiatjet shencore dhe mendore rreth pershtatjes së konstruktit të gjallesave me ambientet e tyre jetësore, siç është rasti me përmendjen e devesë, nuk mund të bëhët fjalë për vrojtimin dhe studimin e atij konstrukti, pa mos njohur vet konstruktin përmes shqisave.

## Roli i mendjes në njohje

Pejgamberët a.s. kur ofronin thirrjen e tyre për besim në Zotin fuqiplotë asnjëherë nuk bënin thirrje në kopjim, por sqaronin se pranimi i thirrjes vlen vetëm atëherë kur ky besim është rezultat dhe rrjedhojë e një bindjeje të palëkundur në zemrat e tyre. E kjo bindje vjen në konsideratë vetëm pas një shtjellimi mendor të përmbajtjes së thirrjes pejgamberike. Muhamedi a.s., secilit që e ftonte në besim, i jepte kohën e nevojshme për të bërë këtë analizë mendore rreth realiteteve për të cilat i ftonte. Rrjedhimisht, pranonte konkluzën e secilit, qoftë në rast pranimi apo refuzimi. Rastet ishin të panumërta kur ata refuzonin. Nga ky aspect, dijetarët islamë diskutuan për obligimin e parë të njeriut, dhe një shumicë e konsiderueshme e tyre doli në përfundimin se, është po ky shtjellim i ofertës hyjnore në mendjen njerëzore obligimi parësor, me të cilin duhet fillimisht të merret njeriu[9]. E në rast të pranimit të kësaj oferte, pastaj bindja në tekstin fetar si përmbajtje është niveli më i lartë i njohurive në ekzistencë. Dhe assesi nuk pranohet që një burim tjetër njohurish mund t'i qendrojë përballë burimit hyjnor, gjegjësisht informacionit që buron nga Zoti xh.sh.. Ky përfundim, jo se është dogmatik, porse vërtet mendja njerëzore në momentin që pranon ekzistencën e Krijuesit Suprem, domosdo do t'i pranojë me përulje gjithë njohuritë që percepton nga ky nivel.

Sikur që u tha më lart, mendja ishte e obliguar në hulumtim, qysh nga kontakti i parë me ofertën hyjnore – tekstin. Dhe ruajtja e detyrës së mendjes në kërkim të realitetit, si në fillim të kontatit me thirrjen, po ashtu edhe në analizat e mëpastajme mendore në komentimin e teksteve fetare, duhet të kuptohet më shumë si harmoni hyjnore në mes tekstit fetar dhe mendjes duke përjashtuar kështu çdo rivalitet në mes të dogmës dhe racios. Ato në rastin e Islamit janë në një vend dhe konkludojnë në vazhdimësi të njëjtin rezultat. Përkundrazi, çdo neglizhencë e mendjes njerëzore për kërkim, qoftë edhe në realitetet e pohuara nga teksti fetar, kritikohet nga shumë ajete kuranore si: "Ata kanë mendje që nuk logjikojnë me to, kanë sy por nuk shohin, kanë veshë por nuk dëgjojnë" (El Araf:179). Megjithatë kur bëhet fjalë për fushën e metafizikës, mendja sipas dijetarëve të Ehli Sunetit, i qëndron pas tekstit fetar, duke hulumtuar vetëm në rrafshin e "të mundshmës logjike" (الإمكان العقلي). Kjo, jo për ta kontestuar tekstin fetar si burim, por për të klasifikuar përmbatjen e tekstit se mos i perket llojit të teksteve që kanë domethënie alegorike (المؤول), në rast të pamundësisë së bartjes së kuptimit të jashtëm (الظاهر), për shkak të kundërshtimit të tij ndaj ndonjërit prej fundamenteve të fesë ose fundamenteve të domosdoshme logjike. Në raste të tilla, hulumtimi (النظر) fokusohet në parametrat e gjuhës dhe intonacionit (السياق) të tekstit, për të bërë unifikimin e nevojshëm në mes të tekstit dhe mendjes. Kurse, në raste kur kuptimi formal i tekstit, nuk bie ndesh me asnjë fundament, mendja pason tekstin dhe e aprovon atë në versionin e shfaqur.

Nga kjo kuptohet qartë se secili nga tri burimet kryesore që morën në konsideratë dijetarët islamë, ka natyrën e vet në përfitimin e njohjes, fushën në të cilën mund të shtrihet dhe llojin e caktuar të njohurive ku konsiston. Ashtu edhe mospranimi i rezultateve në nivel të njohjes nga cilido burim qoftë nga këto burime, ka pasoja të rënda në vetë mendimin njerëzor, sikundër që edhe përzierja e fushave të njohjes nga njëri burim tek tjetri shkakton konfuzitet epistemologjik, i cili, ose do të tërhiqet nga pranimi i realitetit të ezistentëve drejt dyshimit, ose do të perfundojë në konkluzione që vuajnë nga pasiguria dhe konfuziteti në nivel logjik dhe në atë shkencor.

*1. Ebu Bekr El Bakilani, Kitab Et Temhid, El Mektebetu Esh sherkije, Bejrut, 1957, f.6-14. 2. Abdul Kahir El Bagdadij, Usul Ed Din, Dar El Kutub El Ilmijjeh, Bejrut, 2002, f. 13. 3. Fahrudin Er Rrazi, El Muhassal, Mektebetu kuljjat el Ezherijje, Kairo, f. 19. 4. Edhe el Kadi Abdul Xhebbar shkroi vëllimin peseqindfaqësh në këtë temë dhe e titulloi "Hulumtimi dhe njohuritë", i cili është vëllimi i 12-të i librit të tij: "El Mugni fi ebvab et teuhidi wel adli". 5. Raxhih El Kurdi, "Nadharijetul marifeh bejnel Kurani vel felsefeh", mektebet El Muejjed, Rijad, f.65-67. 6. Fahruddin Err Rrazi, "Mefatihul gajb" v.1981, Darul Fikr, Bejrut, v1, f281. 7. Et Teftazani, "Sherhul akaid en nesefije", 1988, mektebet kulijat el Ez-her, f13. 8. Po aty. 9. Adud Ed Din El Ixhij," Kitabul Mevakif", sh.b. Alemul Kutub, Bejrut,(pa vit të botimit), f32.*

Driton Arifi

# Të vdekurit nga sëmundjet pandemike dhe trajtimi i tyre sipas sheriatit islam

Duhet të ndodhin ngjarje tunduese e të ballafaqohemi me sfida të rënda që ne të gjejmë arsye e të kthehemi në literaturën e bujshme juridike islame për t'u mahnitur pastaj me mendjeprehtësinë, urtësinë dhe largëpamësinë e kolosëve tanë të famshëm të jurisprudencës islame. Në përshtypjen e parë, tematikat e tilla që kanë të bëjnë me rrethanat pandemike, na duken se janë të reja, megjithatë, trajtimet juridike rreth tyre nuk kanë munguar që nga kohët e hershme. Ato trajtesa e studime, jo rrallëherë qëllojnë të jenë edhe stërholluese e tejet eksplicite përderisa përvijojnë dispozitat juridike islame, të cilat duhen zbatuar në kohë të tilla. E në raste të tjera mund të jenë edhe indikative, që me një analogji të thjeshtë do të arrinim deri te zgjidhjet e duhura për problematikat bashkëkohore. Megjithatë, trajtesa jonë, në këtë rast, ka për qëllim të kristalizojë e të qesë në shesh vetëm ato obligime që bien mbi supet e të gjallëve, posa të ndërrojë jetë apo të vdesë një person-mysliman që është diagnostikuar me një sëmundje ngjitëse siç është e klasifikuar sot pandemia globale Covid-19.

Parimisht, duhet rikujtuar se obligimet që ngarkohen t'i kryjnë të gjallët ndaj të vdekurit të tyre mysliman janë:

a)pastrimi i kufomës, b)qefinosja, c)bartja deri te varrezat,ç)namazi i xhenazes, dhe d)varrosja e saj.

Këto obligime, në rrethana normale, janë të njohura e të ditura dhe

**Obligimet që ngarkohen t'i kryjnë të gjallët ndaj të vdekurit të tyre mysliman janë: a)pastrimi i kufomës, b) qefinosja, c)bartja deri te varrezat,ç) namazi i xhenazes, dhe d)varrosja.**

si të tilla s'nevojitet që të rishtjellohen këtu fare. Përtej kësaj, pra, është në interes që të tregojmë se si duhen kryer këto obligime nga të gjallët për një të vdekur që sa ka qenë gjallë ka qenë i infektuar apo diagnostikuar me një lloj virusi të tillë.

## Pastrimi i xhenazes së personit që ka qenë i diagnostikuar me sëmundje infektuese (siç është virusi Covid-19 e të ngjashme).

Ky trajtim ka vlerë, në veçanti tash kur po sprovohemi nga një pandemi e tillë globale, numri i viktimave të shkaktuara prej së cilës sa vjen e bëhet më shqetësues.

Parimisht, besimtarët myslimanë kanë kuptuar nga burimet islame (Kurani e Syneti) se nëse njëri prej tyre vdes, atëherë me automatizëm mbi supet e të gjallëve bie obligimi i pastrimit të kufomës së tij, dhe ky është oblgim kolektiv-*vaxhib kifaje*, prej të cilit, nëse e kryen ndonjëri prej besimtarëve, shkarkohen (lirohen) të tjerët.

Mirëpo, sikur në situatën tonë aktuale, kur i vdekuri është konstatuar se ka ndërruar jetë pasi ka qenë i infektuar me ndonjërën prej sëmundjeve ngjitëse e nga e cila eventualisht mund të preken edhe të gjallët, të cilët merren me pastrimin e tij, këtu kemi një dilemë të fuqishme për të cilën duhet ofruar zgjidhje. Kjo dilemë na ngjallët në kokën tonë, ngase në këtë situatë, jemi përballë alternativës së kryerjes së obligimeve ndaj një të vdekuri mysliman në njërën anë, dhe përballë ruajtjes së shëndetit apo edhe jetës së të tjerëve që janë të gjallë, në anën tjetër. Parimi që rrespektohet në sheriatin islam gjithmonë është se ka përparësi dhe merret më tepër në konsideratë e drejta dhe interesi i të gjallit dhe kujdesi maksimal bëhet për të, krahasimisht me të vdekurin, i cili s'mund të kthehet në jetë përsëri.

Te juristët hanefi gjejmë një trajtim që në njëfarë forme llogaritet më afër atij trajtimit parimor, pa lënë mundësinë që i vdekuri, nëse tashmë është i pranishëm, të lihet në ndonjë situatë pa u pastruar në ndonjërën prej formave të pastrimit.

Imam *Ebi Mesud El Kasani*, sikur edhe shumë prej juristëve tjerë hanefi, thekson se kusht i obligueshmërisë së pastrimi të kufomës me ujë është prezenca ose ekzistenca e ujit, pa të cilin nuk mund të realizohet pastrimi-gusli, ngjashëm sikurse te pastrimi i njeriut të gjallë.

E nëse nuk ekziston uji, atëherë duhet t'i jepet tejemum. Kjo, ngase dheu-tejemumi është zavendësues i ujit për pastrim, nëse nuk ekziston uji ose nuk kemi mundësi ta përdorim atë, edhe tek i gjalli edhe tek i vdekuri. Tejemumi, në fakt është mënyrë pastrimi për të vdekurin edhe kur ekziston uji, por ka një arsye juridike islame që pamundëson përdorimin ose pastrimin e kufomës me të, siç është rasti kur vdes një burrë i huaj dhe nuk ka asnjë mashkull prezent që ta pastrojë kufomën e tij, atëherë obligohet ndonjë grua e huaj që t'i japë tejemum duke përshkuar gjymtyrët e tejemumit (duart dhe fytyrën) më ndonjë leckë të prekur në dhe. E tërë kjo bëhet për ta shmangur kontaktin fizik të gruas së huaj me trupin (ani pse i pajetë) të një mashkulli që nuk është i afërm i tyre, apo me të cilin do t'i lejohej martesa për së gjalli. Por, kusht tjetër i pastrimit është edhe ai që i vdekuri të mos jetë prej dëshmorëve që ka rënë në betejë përballë armikut, ngase në sheriatin islam nuk obligohet pastrimi i tyre[1]. Madje, *Bedruddin El Ajnij*, thekson mendimin e juristëve hanefi se, nëse është futur në varr një kufomë e cila nuk është pastruar, bëhet obligim që të nxirret e të pastrohet nëse ende nuk është hedhur dheu mbi të[2]. E, tërë ky shtërngim që bëhet rreth pastrimit të kufomës e që vërehet tek juristët hanefi, por njësoj e gjejmë edhe te shumica e atyre shafii e maliki, është për shkak se të gjithë ata mendojnë se për të qenë i vlefshëm namazi i xhenazes, duhet domsodoshmërisht t'i paraprijë atij namazi pastrimi i asaj xhenazeje. Pra, shumica dërrmuese e juristëve islamë mendojnë që s'mund t'ia falësh namazin një kufome-xhenazeje e cila nuk është pastruar paraprakisht.[3]

Mirëpo, dijetari maliki- Ibn Habib, shumica e hanbelive dhe disa nga dijetarët e mëvonshëm shafii, mendojnë që duhet pastruar xhenazja nëse ka mundësi duke e fërkuar atë. E nëse jo, atëherë mjaftohemi me hedhje të ujit në trupin e saj, pa e prekur fare trupin e, nëse as kështu nuk mundemi, i jepet tejemum. Por, nëse s'ka mundësi as tejemum që t'i jepet asaj atëherë bie obligueshmëria e pastrimit të saj në tërësi. Mirëpo, ndryshe nga mendimi i parë, sipas këtij mendimi, pamundësia e pastrimit të asaj xhenazeje nuk ndërlidhet e as nuk e bën pastaj që të bjerë edhe obligueshmëria e faljes së namazit të saj.[4] Pra sipas këtij mendimi të fundit, falet namazi edhe i asaj xhenazeje që nuk është pastruar fare me asnjërën prej formave apo mënyrave të pastrimit të ligjshëm në islam. Argument për këtë lloj tolerimi, këta dijetarë marrin ajetin kuranor ku Allahu thotë:" Kini frikë (zbatoni dispozitat e Zotit) Allahun, aq sa të keni mundësi…". (Et Tegabun, 16). Pastaj edhe në hadithin e Muhamedit s.a.v.s. ku thotë:" Nëse unë ju urdhëroj për diçka, atëherë kryejeni atë aq sa të keni mundësi.."[5]. Pra, në rastin konkret, nëse s'kemi mundësi që të bëjmë pastrimin e kufomës[6], me cilëndo mënyrë të pastrimit qoftë me ujë apo me dhe-tejemum, dhe kjo për rrethanat e njohura, atëherë, nuk bartim mëkat fare tek Allahu edhe nëse nuk e kemi pastruar atë. Kurse, namazin e asaj xhenazeje mund ta kryejmë, andaj edhe duhet ta bëjmë atë.

## Varrosja në arkivol e xhenazes së personit që është prekur nga sëmundjet ngjitëse

Një pikë diskutimi, e cila edhe pse nuk është e ndjeshme sikurse e para, megjithatë duhet sqaruar sepse tashmë është bërë fenomen i përsëritur. Ky fenomen është varrosja e të vdekurit në arkivol. Në literaturën juridike islame e gjejmë të përshkruar varrosjen e të vdekurit me arkivol, si traditë të krishtere e të cilën, në kushte normale dhe apriori, nuk do të duhej praktikuar nga ne myslimanët, sepse si e tillë nuk është jona, andaj së paku është e paprefeuar-*mekruh*. Por, në rrethana të nevojshme, sikur rasti kur toka ku varroset është e shkriftë, ose kur kufoma është e djegur ose ka ndonjë aromë për shkak se ka mbetur pa u varrosur për disa ditë, varrosja e të vdekurit me arkivol nuk përbën shkelje dhe nuk llogaritet, madje, as



e papëlqyer. E sigurisht se në kuadër të arsyeve për të cilat do të legjitimohej varrosja me arkivol, pa të keqe e pa qenë mekruh fare, është edhe rasti kur kufoma, para se të vdiste, ka pasur ndonjë sëmundje ngjitëse, nga transmetimi i mundshëm i së cilës kemi frikë.[7] Kështu praktika e varrosjes së të vdekurve nga pandemia Covid-19 në arkivol, anipse futet në të nga organet kompetente mjekësore, në cilëndo situatë, s'ka të keqe.



## Si duhet falur namazi i xhenazes së personit që ka vdekur nga sëmundjet ngjitëse

Kuptuam në shtjellimet paraprake se juristët hanefi, madje edhe ata shafii e maliki, mendojnë që është kusht të pastrohet xhenazja për t'u lejuar falja e namazit të saj. Megjithatë, edhe nëse nuk gjejmë përshkrime tekstuale ose eksplicite te literatura hanefite për situatat aktuale, fatmirësisht, hasim në shkëndija indikative të cilat na shërbejnë për të ofruar përgjigjje për mënyrën e faljes së namazit të të vdekurëve nga pandemia Covid-19.

Kështu, nëse myslimanët e kanë varrosur një xhenaze, pasi e kanë falur namazin e saj, por, pastaj e kanë kuptuar se ata nuk e kishin pastruar paraprakisht atë, atëherë nëse nuk i kanë hedhur ende dhe mbi trupin e saj, duhet nxjerrë ai për ta pastruar. E, nëse i kanë hedhur dhe mbi të, atëherë sipas Kirhiut (jurist hanefi), Isbixhabit e disa të tjerëve nga kolosët hanefi, duhet falur namazi ashtu siç është i vdekuri, pra i varrosur, sepse me hedhjen e dheut mbi trupin e tij, tashmë është konfirmuar pamundësia e pastrimit të asaj xhenazeje dhe ka rënë obligueshmëria e pastrimit të saj, andaj i falet namazi ashtu pa u pastruar.[8] Madje, namazi i një xhenazeje të tillë, mund t'i falet edhe pas tri ditëve të varrimit (nëse nuk është varrosur nga organet e mjekësisë ligjore pa prezencën e imamit, eventualisht), sipas një mendimi te shkolla juridike hanefite, ndërsa sipas një mendimi juridik tjetër po ashtu hanefit, mund t'i falet namazi deri sa të krijohet përshtypja që trupi i i kufomës nuk është deformuar apo nuk është kalbur[9]. E kjo dallon varësisht nga vendi e koha dhe klima që mbretëron në vendin ku është varrosur kufoma e tillë. E, nëse edhe këtu dëshirojmë të precizojmë me gjuhën e shifrave, derisa të kalojnë afërsisht tridhjetë ditë pas varrosjes, siç është theksuar në disa mendime juridike islame.

Sa i përket varrosjes së atyre që kanë vdekur nga sëmundjet e tilla pandemike, varrosen në varre veç e veç, sa herë që kjo mundësohet. Por, në situata kur numri i tyre rritet apo nuk ka mundësi që të hapet për secilin nga një varr në vete, atëherë me pajtimin e dijetarëve islamë, lejohet të varrosen më shumë se një person në një varr të përbashkët, duke bërë përpjekje që të hidhet nga pak dhe nëmes të trupave të tyre, sa për të bërë një ndarje sado qoftë simbolike në mes tyre.

Por, për një gjë duhet të jemi të vetëdijshëm dhe të këmbëngulim çdoherë se, pavarësisht që mund të dëgjohet si propozim nga kushdo, sot apo edhe në të ardhmen, që propozohet edhe djegia e kufomës. Një gjë e tillë nuk lejohet në asnjë situatë, dhe për asnjë arsye, ngase një gjë e tillë përbën shkelje të rëndë dhe mëkat tek Allahu. Një veprim i tillë madje nuk duhet vepruar kurrë, edhe nëse i vdekuri ka lënë testament para se të vdiste që t'i digjet kufoma e tij pas vdekjes. Testmentet e tilla janë jovalide dhe nuk ekzekutohen kurrë nga të gjallët.

Dhe, në fund, duhet vënë theksi se të gjitha masat e ndërmarra dhe instruksionet e lëshuara nga institucionet kredibe mjekësore dhe ato fetare, duhen respektuar e duhen zbatuar me konsekuencë në mënyrë që, me lejen e Allahut, t'i tejkalojmë me pasoja sa më të lehta të gjitha vështirësitë dhe sfidat me të cilat po ballafaqohemi për shkak të kësaj pandemie globale.

*1. El Kasanij, Bedaiu Es Sanai' ti Tertib Esh Sherai' (1\324). Bot. I dytë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut. 1986 2. Bedrud din El Ajnij, El Binajeh Sherh El Hidajeh (3\214). Bot. I parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut.2000. 3. El Musuatu El Fikhijje El Kuvejtijje (2\119).Është përgatitur nga Ministria e Vakëfeve e Kuvajtit. Bot. I dytë. Daru Es Selasil. Kuvajt. 4. Po aty. 5. Hadithin e transmeton Ibn Abbasi r.a. nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s., ndërsa është evidentuar në "Sahih" të Ibn Hibbanit (nr: 2105), e të tjerë, me zinxhir të saktë të transmetimit. 6. Këtu duhet vënë theksi në një fakt se duhet konfirmuar nga organet gjegjëse të intitucioneve shëndetësore, për të konstatuar që kontakti i të gjallit me të vdekurin në cilëndo formë, e ekspozon të gjallin me rrezikun e infektimit me të njëjtin virus. Ndryshe, nëse konfirmohet se me anë të veshjeve adekuate dhe me anë të marrjes së masave mbrojtëse deri në nivel të sigurisë së lartë mund ta eliminojmë në tërëse rrezikun e prekjes me këtë virus gjatë pastrimit të kufomës, atëherë ndaj saj duhen kryer obligimet në formë parimore siç e kanë theksuar këtë juristët e shkollës juridike hanefite, malikite e shafiite. 7. Ez Zuhejli, El Fikh El Islamij Ve Edil letuhu (2\1567). Bot. I katërt. Daru El Fikh. Damask. 2004. 8. Bedrud din El Ajnij, El Binajeh Sherh El Hidajeh (3\214). Bot. I parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut.2000. 9. Po aty.*

Dr. Ejup Haziri

# Trajtesë rreth abdesit dhe manikyrit të thonjve (llakut)

Përdorimi i emrit "manikyr islamik" dhe licenca "hallall" nuk nënkuptojnë patjetër që ato janë ashtu siç paraqiten, ngase në kohën moderne emërtimi "produkt isla-mik" mund të jetë më tepër për apetite biznesore sesa realisht për përmbajtje të pastër islame.

## Hyrje

Në këtë trajtesë do të flasim për një çështje aktuale, që ka të bëjë me marrjen e abdesit nga femrat me manikyrin që e vendosin mbi thonjtë e tyre, në mënyrë që të kuptohet drejtë se abdesi i tillë a është i vlefshëm, apo duhet patjetër të largohet manikyri së pari e pastaj të merret abdes. Kjo çështje vjen pasi në treg janë plasuar disa produkte me emërtime islame dhe me licencën "hallall" që pandehin se kanë sjellë në treg një manikyr krejt tjetër, që uji të depërtojë deri te thonjët, pra, sipas tyre, nuk ka nevojë të largohet ai manikyr para abdesit. Normalisht një produkt i tillë tashmë gjendet edhe në vendin tonë dhe interesimi për të njohur këtë çështje është shumë i madh. Andaj, një trajtesë për këtë çështje, kur femrat përdorin një produkt të tillë dhe më pas marrin abdes për namaz, është më së e nevojshme, në mënyrë që të kuptohet drejt e qartë.

## Problematika e kësaj çështjeje

Abdesi ka kondita të caktuara që, nëse njëra prej tyre nuk plotësohet, atëherë ai nuk është valid. Nëse ndonjëri prej farzeve të abdesit nuk përmbushet, abdesi konsiderohet i pavlefshëm. Si rrjedhojë e kësaj, larja e duarve është njëri nga farzet e abdesit, Allahu i Lartësuar e përmendi atë së bashku me farzet e tjera të abdesit: "O ju që besuat! Kur doni të ngriheni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja e këmbët lani deri në dy zogjtë..."[1]

Ky farz përcakton se larja e duarve fillon nga majat e gishtërinjve e mbaron deri te bërrylat (përfshirë këtu edhe bërrylat).[2] Në lidhje me thonjtë që janë pjesë e farzit të abdesit, dijetarët e hershëm kanë trajtuar çështje të ndryshme që i kanë takuar kohës së tyre (disa prej tyre janë ende aktuale, me disa ndryshime të vogla). Shembull konkret kanë përmendur bukëpjekësin, të cilit, gjatë përgatitjes së bukës, brumi ose balta ia mbulon thonjtë, andaj ai, para se të marrë abdes, duhet të largojë nga thonjtë e tij qoftë brumin apo baltën, ndryshe abdesi i është i pavlefshëm.[3] Dijetarët e trajtojnë edhe çështjen kur thonjtë janë të mëdhenj, një pjesë bukur e madhe e dijetarëve parashohin që uji të përshkojë plotësisht nën thonjtë. Në këtë kontekst e kanë trajtuar edhe çështjen e unazës, nëse ajo është shumë shtrëngueshëm në gisht, më së paku ajo që duhet të bëhet është lëvizja e saj nga vendi gjatë marrjes së abdesit e, në rastin tjetër, edhe të hiqet tërësisht nga gishti.[4]

Nga këto çështje (mesele) të trajtuara nga dijetarët e hershëm dhe çështje të tjera relevante që nuk i kam përmendur, bëhet e qartë se duart gjatë abdesit duhet të pastrohen mirë dhe uji duhet të përshkojë që nga majat e gishtërinjve (përfshirë edhe thonjtë) e deri mbi bërryl dhe se ky veprim paraqet vetëm njërin ndër katër farzet e abdesit, nëse mungon cilido nga këto katër farze, abdesi është i pavlefshëm. Nëse kjo kuptohet drejt, atëherë e kuptojmë më së miri edhe tematikën e manikyrit modern që përdorin femrat mbi thonjtë e tyre. Duke mbajtur manikyrin e zakonshëm, i cili është përdorur tash e sa vite, ka qenë pamundur të depërtojë uji në thonjtë.

## Kronologjia e manikyreve moderne

Deri në vitet e fundit, kryesisht ka qenë një lloj manikyri apo disa lloje, thuajse me përmbajtje të përafërt, nga ai llak është formuar një shtresë sikur plastikë, gjë që ka bërë të pamundur depërtimin e ujit në thonj. Ai produkt është larguar me substancën "aceton" apo të ngjashme me të.

Në vitet e fundit është bërë një revolucion në kozmetikë, ndaj edhe kompani të ndryshme kanë hedhur në treg manikyre të ndryshme, disa kanë marrë edhe licencën "hallall", siç është një kompani e madhe duke lëshuar produktin "Amanda O2" apo "O2M", i cili është bërë nga një material polimer që lejon të kalojnë oksigjenin dhe avullin e ujit deri në thonj.

Kjo kompani e prodhimit të kozmetikës ka lëshuar një produkt të ri për llakun e thonjve –sipas tyre- në përputhje me mësimet islame. Kompania "Inglot" për kozmetikë ka arritur të prodhojë një diçka të ngjashme me llakun e përdorur nga femrat, por me një material tjetër, që dallon shumë nga llaku i zakonshëm. Kompania e quajti "O2M" produ-ktin e ri, i cili është bërë nga "polimer", që përdoret për prodhimin e lenteve të kontaktit me sy dhe lejon që oksigjeni dhe avulli i ujit të arrijnë deri tek thonjtë.

Diçka ngjashëm kishte ndodhur edhe në Malajzi kur një kompani tjetër aplikoi për produktin e tyre të manikyrit për t'u pajisur me licencën "hallall", mirëpo "Jakim-i", që është Autoriteti i Certifikimit Hallall në Malajzi, kishte lëshuar certifikata "Hallall" për disa produkte në kozmetikë që kryesisht ndërlidhen me kujdesin e lëkurës, nuk pranoi të lëshonte një certifikatë të tillë për produktin e llakut të thonjve. Sipas "Jakim-it", e cila është një referencë për licencat "Hallall", nuk do t'i jepet asnjë "produkti ose ushqimi që do të ndikonte negativisht në fe". Arsyeja e moslicencimit të saj qëndron në faktin se nuk është dëshmuar që plotësisht uji i vendosur mbi atë produkt ka depërtuar në thonj.

Disa produkte të kësaj natyre që janë bërë në kohët e fundit zbehen automatikisht gjatë aktiviteteve të përditshme, por jo tërësisht nga përdorimi i ujit. Ajo që është fakt tashmë, është çështja se manikyri që përdoret në thonj ka pësuar ndryshime të mëdha në kohët e fundit, duke eliminuar manikyrin e vjetër në formë të ngjyrës apo plastikës së fuqishme, me të cilin i pamundësohej ujit të depërtonte brenda, si dhe duke sjellë në treg manikyr të ri me të cilin realisht uji depërton brenda, por mbetet të shqyrtohet detajisht nga institucionet përkatëse se a e ka përshkuar të tërin apo vetëm një pjesë. Në kuadër të kësaj, një kompani kineze kohët e fundit prodhoi një lloj të ri të llakut të thonjve që është lehtësisht e heqshme pa qenë e nevojshme të përdoret "aceton", pasi ky produkt ishte shumë i popullarizuar te gratë në Egjipt, veçanërisht pasi mbante emrin "manikyr islamik".




Përdorimi i emrit "manikyr islamik" dhe licenca "hallall" nuk nënkuptojnë patjetër që ato janë ashtu siç paraqiten, ngase në kohën moderne emërtimi "produkt islamik" mund të jetë më tepër për apetite biznesore sesa realisht për përmbajtje të pastër islame. Së fundmi, një sallon bukurie për femra në Dubai, ka lansuar një produkt manikyri për thonjtë duke pandehur se uji depërton lirshëm në thonj, fare pa u larguar manikyri. Mirëpo autoriteti përgjegjës në Dubai ka lëshuar një dekret (fetva) në lidhje me këtë produkt dhe ka konstatuar se e tëra është një pretendim biznesi e asgjë më tepër.

E, me gjithë servimin e këtyre produkteve të prezantuara si krejtësisht hallall, autoritetet përgjegjëse myslimane kanë qenë shumë të matura, tejet të rezervuara dhe nuk kanë rënë pre e disa produkteve që në treg kanë depërtuar me emra "islam" e me logo "hallall" të vendosura për qëllime (për)fitimi dhe biznesi. Në këtë kontekst duhet pasur kujdes sidomos nga tregu elektronik që ka një rritje të jashtëzakonshme dhe ku mashtrimet nuk janë të pakta.

## Llojet e manikyreve dhe gjërave që vendosen mbi thonj

E tëra që mund të thuhet sa i përket përdorimit të manikyrit të thonjve është fakti se, nëse uji nuk depërton në brendësi dhe nëse nuk i përshkon thonjtë, çfarëdo qoftë ai manikyr, konsiderohet i pavlefshëm dhe abdesi me të është i pavlefshëm, ngase kusht i vlefshmërisë së abdesit është përshkimi i ujit në pjesë të caktuara, pa ndonjë pengesë, përfshirë këtu edhe gishtërinjtë.

Sa i përket manikyrit apo atë çfarë zakonisht femrat vendosin mbi thonjët e tyre, mund ta ndajmë në kategori apo grupe të ndryshme:

### E para: Manikyri më i përdorur deri tani është ai në formë të plastikës, gjegjësisht llaku i cili formon një shtresë (trup) mbi thonjtë

Realisht ky lloj produkti pamundëson depërtimin e ujit nën atë shtresë dhe, si rrjedhojë e kësaj, përdorimi i tij para abdesit apo para pastrimit (guslit) e bën të pavlefshëm si abdesin ashtu edhe namazin, mirëpo, nëse përdoret pas abdesit apo pas pastrimit, atëherë çdo gjë është në rregull, me kusht që në abdesin e radhës, duhet të largohet nga thonjtë

### E dyta: Vendosja e thonjve artificialë është në të njëjtën kategori me atë të llakut që e përmendëm në grupin e parë

Abdesi me thonj artificialë është i pavlefshëm, sepse e pamundëson depërtimin e ujit. Thonjtë artificialë duhet të largohen kur femrat dëshirojnë të marrin abdes, ndryshe abdesi me to është plotësisht i pavlefshëm.

### E treta: Vendosja e kënasë apo ngjyrave të ngjashme me kënanë

Kjo realisht nuk e pengon depërtimin e ujit në thonj dhe abdesi me të është i vlefshëm, ngase uji përshkon tërësisht thonjtë dhe këna apo ngjyra e ngjashme me të nuk e pengon depërtimin e ujit mbi thonj!

### E katërta: Manikyret moderne me substanca apo materiale të ndryshme

Këto materiale me substanca të ndryshme nuk i takojnë grupit të parë, te i cili uji nuk depërton assesi në thonj, por nuk i takojnë as grupit të tretë, te i cili uji përshkon lehtë thonjtë. Pra, kemi të bëjmë me një material tjetër që ende realisht nuk është dëshmuar në praktikë se uji përshkon tërësisht thonjtë mbi atë substancë. Përderisa kompanitë që prodhojnë dhe shesin atë produkt, pandehin se uji përshkon plotësisht thonjtë, autoritetet fetare ende mbesin të rezervuara në lidhje me



këtë, duke pretenduar se ende nuk është dëshmuar plotësisht se uji përshkon thonjtë e, sipas tyre, qëndron depërtimi i oksigjenit dhe kalimi i avullit të ujit deri në thonjë.

Nëse uji i hedhur mbi këtë produkt lëshon vetëm lagështi nën të (mbi thonj), atëherë kjo është e pamjaftueshme për abdes dhe realisht abdesi në atë mënyrë është i pavlefshëm, sepse nevojitet që uji të përshkojë atë pjesë e jo vetëm lagështia. Kjo bazohet në hadithin e përcjellë nga sahabët, njërit nga sahabët i kishte mbetur një pjesë shumë e vogël e këmbës pa e përshkuar uji e i Dërguari i Allahut e urdhëroi atë të merrte abdes dhe të falej përsëri: Na ka treguar Hajvetu ibën Shurejh, na ka treguar Bekijjeh nga Behiri (ibën Sa'di), ky nga Halidi, e ky nga disa sahabë se i Dërguari i Allahut e pa një njeri që falej e në pjesën e prapme të këmbës së tij kishte mbetur një pjesë e vogël që nuk e kishte përshkuar (depërtuar) uji, andaj i Dërguari i Allahut e urdhëroi që ta përsëriste abdesin dhe namazin."[5]

Nisur nga kjo, pjesa dërrmuese e dijetarëve dhe studiuesve myslimanë kanë konsideruar se llaku i thonjve nuk është i përshtatshëm për gratë myslimane, sepse krijon një pengesë që parandalon ujin të arrijë te thonjtë gjatë abdesit. Prandaj, gratë myslimane që dëshirojnë të zbukurohen me manikyrin e thonjve, e heqin atë para çdo namazi, gjegjësisht para se të marrin abdes, në mënyrë që të bëjnë abdesin e tyre krahas kushteve të caktuara. Kozmetika dhe manikyri formojnë një barrierë për ujë dhe realisht nëse uji gjatë abdesit nuk depërton në pjesët e caktuara, praktikisht abdesi është i pavlefshëm e, kur të jetë abdesi i pavlefshëm, edhe namazi është i tillë!

Megjithëkëtë, janë disa teologë, si në Egjipt dhe gjetiu, të cilët pandehin se (disa nga) produktet e reja të manikyrit e lëshojnë ujin të depërtojë në thonj dhe se, sipas tyre, përdorimi i produkteve të tilla është plotësisht në pajtim me mësimet e Islamit. Megjithatë, mendime të tilla mbesin opinione të tyre dhe janë objekt diskutimi, mirëpo përderisa nuk është dëshmuar ende se produktet e tilla lëshojnë tërësisht ujin në thonj, atëherë vlen mendimi tjetër i pjesës dërrmuese.

Me gjithë avancimin e madh në botën e kozmetikës, prapëseprapë manikyri në fjalë, nuk është vërtetuar 100% se lëshon ujin mbi thonj, me gjithë pretendimet e disa prodhuesve se uji përshkon tërësisht dhe se, përderisa nuk është siguruar një gjë e tillë, mbetet me plot dyshime marrja e abdesit mbi atë produkt. Si rrjedhojë e kësaj, mendoj se është bërë një revolucion i madh në këtë fushë dhe ka mbetur një punë e vogël deri te një produkt më efikas, i cili ta lëshojë ujin pa ndonjë pengesë në mënyrë që përdorimi i manikyrit të tillë të jetë lehtësim për femrat, me theks të veçantë për ato që përdorin manikyr të tillë dhe marrin abdes për t'u falur.

*1. Kur'ani, el-Maide: 6.. 2. Samerkandij, Ebu Bekër Alaudin, Tuhfetu-l fukaha, bot.II-të, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1994, v.I, f.36; ebu-l Mealij, Mahmud ibën Ahmed ibën Mazeh el-Buharij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, bot. I-rë,Dar Ihjau-t Turath el-Arabij, Bejrut-Liban, 1424h-2003m, v.I, f.35. 3. Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.35-36. 4. Rrazi, Zejnudin, Ebu Abdullah Muhamed ibën ebi Bekër ibën Abdul-Kadir, Tuhfetu-l muluk, bot.I-rë, daru-l beshair el-Islamijeh, Bejrut-Liban, 1417h; f.27; Bedrudin el-Ajni, Ebu Muhamed Mahmud ibën Ahmed ibën Musa, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, bot.I-rë, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1420h-2000m, v.I, f.164; ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.36; Samerkandij, Ebu Lejth, Ujunu-l Mesail, me recenzim nga: Salahudin En-Nahi, Matbeatu Es'ad, Bagdad, 1386h, f.6. 5. Ebu Davudi në Sunen, nr. v.I, f.45, nr. i hadithit 175; Ahmedi në Musned, nr. 15495; Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr. 392. Dijetarët kanë dhënë vlerësime të ndryshme sa i përket kategorisë së këtij hadithi, disa kanë thënë se hadithi është sahih (Hakimi), përderisa disa tjerë kanë thënë se në senedin e tij ka dobësi, disa të tjerë mendojnë se hadithi është mursel (Ahmedi dhe të tjerët).*

Ma.sci. Senad Maku

# Kurani nuk u përpilua nga Muhamedi a.s.

Pretendimi se "Muhamedi s.a.v.s., e përpiloi Kuranin me qëllim që t'i bashkonte dhe çlironte arabët", është e pamundur të mbrohet, sepse bashkimi i arabëve nuk ishte qëllimi i tij. Ideja që qëndron në thelb të Kuranit, është një bashkim i njerëzve nën ombrellën e ligjit të Allahut, pa dallim ngjyre, race apo kombi. Po të jetë se uniteti i arabëve ishte ëndrra e përhershme e Muhamedit s.a.v.s., atëherë ai do ta kishte pranuar mjaft mirë ofertën për t'u bërë mbret i Arabisë dhe në këtë mënyrë do ta përdorte pushtetin dhe influencën e tij për të ndërtuar një Arabi të bashkuar. Por, Muhamedi s.a.v.s. e refuzoi një ofertë të tillë.

Kështu, të pohosh se Muhamedi s.a.v.s., kishte për qëllim arritjen e pushtetit, lavdisë, apo bashkimin e arabëve nëpërmjet të të shkruarit të Kuranit dhe atribuimin e tij Allahut, është një naivitet i paskrupull.

Henri De Kastro, kur flet për Muhamedin s.a.v.s., ndër të tjera thotë: "Nuk qe i dhënë pas stolive të kësaj bote dhe nuk ishte koprrac. Ishte i përmbajtur dhe derisa u largua nga kjo botë, asnjëherë nuk u ngop me bukë elbi. Iu shmang ambicieve të kota, megjithatë arriti dhe ia doli të zërë vendin më të lartë në vendet arabe. Por, ai nuk u dha pas totalitarizmit. Nuk pati fron, ministri dhe as gradë."[1]

Nga faktet e tjera që hedhin poshtë tezën se Muhamedi s.a.v.s., është autor i Kuranit, është se vetë Muhamedi s.a.v.s., korrigjohet nga Kurani për veprimet e tij. Për këtë mjafton të përmendet rasti kur Hamza r.a., axha i Pejgamberit s.a.v.s., u vra në betejën e Uhudit. Nxitur nga Hindi, gruaja e Ebu Sufjanit, trupi i tij u masakrua keq. Kur Pejgamberi s.a.v.s., erdhi dhe pa çfarë kishte ngjarë, tha: "Kurrë nuk kam ndier në shpirt zemërim si ky që po provoj në këto çaste dhe, kur Allahu të më ndihmojë herën tjetër që të fitoj mbi Kurejshët, betohem se do të masakroj, dërmoj tridhjetë nga të vdekurit e tyre!". Por, menjëherë pas kësaj, atij i erdhi ajeti hyjnor, i cili ia tërhiqte vërejtjen:

"Nëse ndëshkoni, ndëshkoni aq sa jeni ndëshkuar, por, nëse duroni, kjo është më e mira (rrugë) për të durueshmit." (En Nahl, 126.)

Dhe është e vërtetë se ai nuk e përmbushi kërcënimin e tij, përkundrazi ai e ndaloi përgjithmonë masakrimin e kufomave pas betejës.[2]

Në mënyrë të ngjashme, kur Pejgamberi s.a.v.s., u plagos në luftën e Uhudit, ai i mallkoi armiqtë duke thënë: "Si mund të begatojë ai popull që plagosë të Dërguarin e Allahut!". Si përgjigje ndaj këtij mallkimi, zbritën ajetet për t'ia tërhequr vëmendjen Pejgamberit s.a.v.s. (shih: Ali Imran, 128-129.)[3]

Njëherë kishin ardhur te Pejgamberi s.a.v.s., disa mushrikë të Mekës për ta pyetur (provokuar) rreth disa ndodhive të padëgjuara në Hixhaz. Në këtë mënyrë ata donin të provonin nëse Pejgamberi kishte ndonjë burim të të dhënave për gjërat e fshehta dhe të papara. Pejgamberi s.a.v.s., u ishte përgjigjur: "Nesër do t'jua them" por ai nuk tha "Po të dojë Allahu". Kur u kthyen ditën tjetër, Pejgamberi nuk pati ndonjë përgjigje për ta dhe kjo gjë vazhdoi 15 ditë më radhë; atij nuk i erdhi asnjë lajm nga Allahu xh.sh.. Por, pastaj Allahu xh.sh. ia zbriti nëpërmjet Xhibrilit një ajet në formë qortimi:

"Dhe mos thuaj kurrsesi për ndonjë çështje: "Unë do të bëj këtë nesër!" Vetëm (nëse i shton): "Në dashtë Allahu!" E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: "Shpresohet se Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij (të as-habi kehfit)." (El Kehf, 23-24.)



Martin Lings, te vepra e cituar, fq. 77, duke trajtuar domethënien e kësaj pritjeje pak a shumë të gjatë, shprehet: "Vonesa e përgjigjes hyjnore, ndonëse e dhimbshme për Pejgamberin dhe pasuesit e tij, ishte më të vërtetë një forcë më e madhe për të. Armiqtë e mohuan domethënien e kësaj vonese, por për ata kurejshë, që ishin akoma të pavendosur, ky fakt ishte një pohim i qartë i asaj se Fjala e Shenjtë i vinte Muhamedit nga Qielli dhe ai as nuk kishte gisht e as nuk mund ta kontrollonte atë. Është e kuptueshme se, nëse Muhamedi do të kishte trilluar të gjitha ato çfarë kishte thënë më parë, nuk do të ishte vonuar kaq gjatë për këtë trillim të ri, veçanërisht në një çast të tillë ku rreziku qe mjaft i madh."

Në Kuran, më se 50 herë, Pejgamberit s.a.v.s, i thuhet "Të pyesin ty për..." dhe i jepen përgjigje që fillojnë me urdhërin "Thuaj". Është krejt e qartë se Allahu xh.sh., është ai që u jep përgjigje pyetjeve për çështjet e kaluara e të padëgjuara, për haramet dhe hallallet, për format e adhurimit e të shpirtit, për Dhulkarnejnin etj., çështje të cilat tejkalojnë aftësitë dhe mundësitë e mendjes njerëzore. Kur i bënin pyetje, ndodhte që Pejgamberi të heshtte duke pritur ajetin Kuranor që t'i zbriste si përgjigje. Ndodhte që kalonin ditë të tëra dhe atij nuk i vinte lajmëtari i qiellit, kështu që disa filluan të talleshin me të, duke i thënë: "Të la Zoti ty... Hoqi dorë prej teje, etj., derisa zbriti ajeti: "Zoti yt nuk të ka braktisur, as nuk të ka përbuzur (o Muhamed)". (Ed-Duha, 3.)[4]

Nëse meditojmë pak mbi ajetet që lexuam më sipër dhe që do t'i lexojmë në vazhdim, si dhe për fjalën "Thuaj" e cila në Kur'an përsëritet 332 herë, bëhet e qartë se kjo fjalë u jepet njerëzve për të bërë një deklaratë të caktuar. Në pjesët e tjera të Kuranit, Pejgamberi a.s. urdhërohet: "Shpall", "Lëvdëro Zotin tënd", "Gjunjëzohu", etj., prandaj me të drejtë pyesim: A është kjo mënyra se si një njeri i flet vetes apo shkruan një libër?![5]

Cili autor e kërcënon veten në veprën e vet, qoftë edhe në emër të dikujt tjetër ose me gojën e dikujt tjetër? Për më tepër, ndërsa pretendonte se fliste në emër të Allahut, a mund të bënte ndonjë deklaratë që do t'i sillte dëm pretendimit të vet? Gjithashtu, a fuste në librin e vet shprehje akuzuese ndaj vetes? Në Kur'an thuhet:

"Sikur ai (Muhamedi), në mënyrë të rreme, të Na kishte veshur ndonjë fjalë! Ne do ta kapnim atë me fuqinë Tonë. E pastaj do t'ia këputnim atij arterien e zemrës (damarin e qafës)". (El Hakka, 44-46.)

Në Kur'an Muhamedit s.a.v.s., i tërhiqet vërejtja për mospjesmarrësit e fushatës së Tebukut: "Pse u dhe leje atyre?".[6]

Në Kuran tregohet për martesën me Zejneben, e cila para divorcit ishte gruaja e Zejdit. Pejgamberi s.a.v.s. nuk kishte dëshirë të martohej me të, por urdhri qe i tillë. Që t'i tregonte se Zejdi nuk ishtë djali i Muhamedit a.s., Pejgamberi i thoshte "bir" libertit të vet, Zejdit, por Allahu xh.sh., me anë të një ajeti, e hoqi birësimin:

"Allahu nuk i ka dhënë asnjë njeriu dy zemra në kraharor. Ai nuk i konsideron gratë, që ju i ndani si nënat tuaja[7] e as fëmijët tuaj të birësuar nuk i konsideron si bij të vërtetë. Këto janë vetëm fjalë që dalin prej gojës suaj, kurse Allahu thotë të vërtetën dhe udhëzon në rrugë të drejtë". (El Ahzabë, 4.)

Pejgamberi s.a.v.s., do të qëndronte për t'i falur namazin e të vdekurit, kreut të hipokritëve, Abdullah ibën Selulit, meqë e njihte për mysliman, por e la, sepse e paralajmëroi Allahu i Gjithdijshëm:

"Askujt prej hipokritëve, kur të vdesin, mos ia fal xhenazen, as mos rri afër varrit të hipokritit, sepse ata e kanë mohuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe qëndruan të pabindur deri në vdekje." (Et Tevbe, 84.)

Këta urdhra apo ndalime të ngjashme tregojnë se ai kurrë nuk vreponte me kokën e vet, sepse ai ishte një përfaqësues që vetëm zbatonte urdhrat e Allahut xh.sh. edhe sjelljet nuk i ndryshonte sipas vetes, por vetëm pasi Allahu e paralajmëronte ose i tërhiqte vërejtjen. Allahu xh.sh. për Muhamedin s.a.v.s., thoshte:

"Dhe ai nuk flet nga mendja (dëshira) e tij. Ai (Kurani) nuk është tjetër pos Shpallje hyjnore që i shpallet atij". (En Nexhm, 3-4.)

Studiuesi anglez Lightner, i cili ka doktoruar në legjislaturë, filozofi dhe teologji, thotë: "Nga ajo që di unë për dy fetë, për Krishterizmin dhe Hebraizmin, them se ajo, që ka predikuar Muhamedi, nuk është plagjiat, por relevatë, që i është shpallur atij. Për këtë, nuk duhet të dyshohet, përderisa besojmë se, edhe më parë, ka ardhur shpallja nga i Gjithfuqishmi dhe i Gjithdituri Zot... Një herë Zoti e qortoi në mënyrë të rreptë, nëpërmjet shpalljes që ia zbriti, sepse ai e largoi fëtyrën e tij nga një njeri i verbër varfanjak, në kohën kur ishte duke biseduar me parinë e pasur. Muhamedi a.s., këtë gjë (këtë rast), ua komunikoi njerëzve. Sikur të ishte mashtrues, ashtu siç pretendojnë të krishterët, ai në të vërtetë, nuk do ta komunikonte një gjë të tillë.[8]

Unë them, me zërin tim të lartë, dhe shpresoj se do të vijë dita kur të krishterët do të shprehin, në mënyrë të madhërishme respektin e tyre ndaj Isait duke nderuar Muhamedin. S'ka dyshim se çdo i krishterë, i cili e pranon misionin e Muhamedit dhe beson atë që solli ai, do të jetë i krishterë i vërtetë".[9]

*1. Ajni Sinani, Vep. e cit., fq. 147. 2. Martin Lings, "MUHAMMAD, his life based on the earliest sources", Australia 1983, fq. 191. 3. Hamza Mustafa Nijazi, Vep. e cit., fq. 32. 4. "Nen hijen e Besimit- 2", fq. 146; Muhamed Sytari, "Përpjekje të dështuara", Shkodër 2003, fq. 40. 5. Mustafa Steven Nicholas & Tariq Nelson, Vep. e cit., fq. 10. 6. Shiko sureja Teube, ajeti 43. 7. Vargu aludon për shprehjen "Më je bërë si shpina e nënës sime", të cilën arabët paganë e përdornin si deklaratë divorci. 8. Shiko suren: Abese. 9. Ajni Sinani, Vep.e cit., fq. 168-170.*

Saimir Bulku

# Ja pse Kurani nuk është fjalë e njeriut

- A e dini se nocioni "kultum – keni thënë" është përmendur në Kuran 9 herë, aq sa është përmendur edhe nocioni "ekulu-them".
- Nocioni "tekulune – po thuani" përmendet 11 herë, aq sa përmendet edhe nocioni "nekulu -po themi".
- Nocioni "salevat- namazet" në formën e shumësit në Kuran përmendet 5 herë, aq sa është numri i namuzeve brenda 24 orëve.
- Nocioni "sexhede" për njerëzit në Kuran përmendet 34 herë, e kjo përputhet me numrin e sexhdeve që i bënë njeriu i cili falë 5 kohë namaz farz brenda ditës, 17 rekate x 2 sexhde = 34 sexhde).
- Fjala shpërblim në Kuran përmendet 117 herë, aq sa përmendet edhe fjala falje mëkatesh.
- Fjala "dalalet – humbje, humnerë" në Kuran është përmendur 191 herë, aq sa është përmendur edhe nocioni "Ajeh- argument"
- Nocioni "harbun – luftë" në Kuran është përmendur 6 herë, aq sa është përmendur edhe nocioni "esra – robër".
- Nocioni "ersele- dërgoi" në Kuran është përmendur 313 herë, aq sa është numri i përgjithshëm i të dërguarve të tij.
- Nocioni "hizb-parti, grup" në Kuran e që lidhet me emrin e Allahut si "Hizbull-llah" përmendet 3 herë, aq sa përmendet edhe nocioni Hizbu shejtan.,
- Nocioni "silah- armë" përmendet në Kuran 4 herë, aq sa përmendet edhe nocioni "Xhuruh-plagë".
- Nocioni "Eslihatikum-armët tuaja" përmendet në Kuran aq herë sa përmendet edhe nocioni "Eslihatuhum-armët e tyre".
- Nocioni "surur – gëzim" përmendet në Kur'n 4 herë, aq herë sa përmendet edhe nocioni hidhërim "elesa"
- Nocioni "el mejmene – ana e djathtë" përmendet në Kuran, 3 herë aq herë sa përmendet edhe nocionimesh'eme – ana e majtë.
- Nocioni "vesaten – mes, mesatar" në Kuran përmendet 5 herë, aq sa përmendet edhe nocioni, skaj.
- Nocioni "el hamr – verë" përmendet në Kuran 7 herë, aq sa përmendet edhe nocioni dehje.
- Nocioni "burhan – argument" përmendet në Kuran 8 herë, aq sa përmendet edhe nocioni buhtan - shpifje.
- Nocioni "thijab – rrobe" në Kuran përmendet 8 herë, aq sa përmendet edhe nocioni hixhab – mbulesë.
- Nocioni "lebithe – qëndrim" në Kuran përmendet 31 herë, aq sa përmendet edhe nocioni haxhere, shpërngulje.
- Nocioni "sultan – sundues" në Kuran përmendet 39 herë, aq herë sa përmendet edhe nocioni i pa drejtë, zullumqar.



Dr.sc.Rexhep Suma

# Bazat e edukimit dhe të mësimit në misionin e da'ves

Ajete të shumta na e kujtojnë formën dhe metodologjinë edukative që duhet pasur në raport me masën e gjerë. Madje tekstet hyjnore japin mesazhe me anë të metodologjive marramendëse. Edukata (edeb) ka kuptimin e të qenit i moralshëm dhe estetik. Së këtejmi rezulton se Kurani i ka kushtuar vëmendje edukatës dhe këtu kemi për synim estetikën, hollësinë dhe bukurinë e shprehjeve kuranore që për qëllim kanë njeriun. Sa për ilustrim këtu kemi mendimin e Zekershiut, i cili, në veprën e tij "El Burhan", thotë se Kurani dëshiron që t'ia tërheqë vëmendjen njeriut për diçka, mirëpo për të mos mbjellë frikë e as ofenduar, dedikimi i bëhet të Dërguarit a.s..

O ti Pejgamber, qëndro i fortë në besnikëri ndaj Allahut e mos i përfill jobesimtarët dhe hipokritët, se vërtet Allahu është i gjithëdijshëm, i di çështjet në hollësi. (El Ahzabë,1).

Kurse nga ana tjetër mësimet kuranore ngrenë lart nderin e Muhamedit a.s. dhe mbrojnë atë nga shpifjet e ndryshme njerëzore, Allahu xh.sh. e vendos Veten si garant të tij dhe në vend që të thotë: Pejgamberi im nuk kërkon prej jush asfarë shpërblimi për thirrjen (daven) që jua bën për t'u bërë rob të Zotit", Ai thotë:

Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata. Allahu është furnizues i madh, Ai fuqiforti. (Edh-dharijat, 57-58).

Me anë të kësaj shprehjeje të fuqishme kuranore, Allahu xh.sh. e pastron dhe e purifikon figurën e Muhamedit a.s. prej çdo cilësimi në aspekt të interesit apo

**O ti Pejgamber, qëndro i fortë në besnikëri ndaj Allahut e mos i përfill jobesimtarët dhe hipokritët, se vërtet Allahu është i gjithëdijshëm, i di çështjet në hollësi.**

**(El Ahzabë,1)**

përfitimit material. Themi kështu se Allahu xh.sh. nuk ka nevojë për ushqim dhe pije dhe se simbolika e argumentit ka të bëjë me përpikërinë e Muhamedit a.s., në këtë çështje[1].

Po ashtu në vargun e gjatë të sureve që flasin për individët që kanë ardhur dhe u janë bashkëngjitur mësimeve të të dërguarve a.s., është rasti edhe i një personi besimtar në njëshmërinë e Allahut, i cili kishte dëgjuar për ardhjen e të dërguarve nga ana e Zotit për të sjellë ndër mend kujdesin ndaj popullit dhe që prej skajit tjetër të qytetit ka ardhur për t'u ofruar ndihmë atyre. Mënyra e komunikimit që ka përdorur ky person gjatë thirrjes që populli i qytetit t'u bashkëngjitet mësimeve të të dërguarve pasi ata janë në rrugë të drejtë e të vërtetë, mbetet një shembull i estetikës, mësimit e edukatës në thirrjen islame. Këtë ngjarje e hasim në suren Jasin, ku Allahu xh.sh. sjelljen e butë të personit që tregon ndaj njerëzve që janë sjellë me mendjemadhësi e arrogancë ndaj të dërguarve të Tij, duke mos përjashtuar situata kur ata edhe kanë përgatitur komplote e vrasje ndaj tyre, e justifikon duke e përmendur në Kuran dhe duke e shndërruar në metodë të amshueshme kujdesin e tij që të mos ofendojë dhe të thyejë zemrat dhe shpirtat e atyre të cilëve u drejtohet gjatë komunikimit me ta. Ja se si e paraqet këtë ngjarje Kurani:

Dhe prej skajit më të largët të qytetit erdhi një njeri që ngutej e tha: "O populli im, dëgjoni të dërguarit!" Dëgjoni atë që nuk kërkon prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes! E, ç'kam unë që të mos e adhuroj atë që më krijoi dhe te i cili ktheheni. A mos do të pranoj zota të tjerë pos Tij, e nëse do Mëshiruesi të më godasë me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i tyre nuk do të më vlejë asgjë e as që do të më shpëtojnë. Unë do të jem atëherë në një humbje të hapët. Unë i kam besuar Zotit tuaj, pra më dëgjoni. Atij i është thënë: "Hyr në Xhenet!" e ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im, për çka më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!" (Jasin, 20-27).

Po ashtu në argumentet kuranore sjellin modelin e edukatës së lartë që kishin figurat e të dërguarve a.s., që me sjelljet e tyre u bën që pasardhësit të ndjekin këtë rrugë për të ruajtur lart nderin, krenarinë, pastërtinë familjare e shoqërore. Rast më të mirë në këtë drejtim kemi Jusufin a.s., i cili ishte në burg dhe kur komentoi ëndrrën e mbretit dhe iu propozua të dalë nga burgu, ai së pari kërkoi që të gjendej fajtori dhe të vërtetohej pafajësia e tij dhe njëkohësisht këtu shihet edhe fakti se

Jusufi a.s, për dhjetë vjet sa ka qëndruar në burg nuk e ka përmendur emrin e personit që e ka bërë veprën e keqe për të cilin ai e vuajti burgun. Pra, edhe pse kishte qëndruar vite të tëra në burg, prej edukatës dhe mësimit hyjnor nuk e përmend emrin e zonjës.

E mbreti tha: "Më sillni mua atë (Jusufin)!" Dhe kur i shkoi atij (Jusufi) i dërguari (i mbretit), ai itha: "Kthehu te zotëria yt dhe pyete atë: ç'është puna e atyre, që i prenë duart e tyre? Vërtet, Zoti im e di shumë mirë dredhinë e tyre". Ai (mbreti) tha: "çka ishte puna juaj kur ju vetë e dëshiruat (iu vërsulët) Jusufin?" Ato thanë: "Zoti na ruajt, ne nuk dimë ndaj tij asnjë të keqe!" Gruaja e ministrit tha: "Tash doli në shesh e vërteta, e unë iu vërsula atij me dashuri, e ai është nga të drejtët!" (Jusuf,50-51).

Pasi ai nuk u lëshua në detaje të rrëfimit, por parashtroi pyetjen "se çka u bë me ata që i prenë duart" dhe me të fsheh fajin e shoqërisë femërore të Egjiptit të atëhershëm. Por rrëfimi i Kuranit na sinjalizon se kjo ngjarje nuk ka lidhje së afërmi me burgosjen e Jusufit a.s..

Një grup nga gratë e qytetit thanë: "Gruaja e zotërisë (e ministrit) i vërsulet marrëzisht shërbëtorit të vet, atë e ka kapluar në shpirt dashuria e ne jemi të bindura se ajo është në humbje të hapët. E kur ajo dëgjoi për ato pëshpëritjet e tyre, dërgoi t'i thërrasë ato, u përgatiti vendmbështetje dhe secilës prej tyre i dha nga një thikë e tha: "Dilu para atyre!" Kur e panë atë, ato u tronditën dhe i prenë duart e tyre e thanë: "Allahut i qofshim falë! Ky nuk është njeri, ky nuk është tjetër veçsese ndonjë engjëll i lartë!" (Jusuf, 30-31).

Edukata e lartë që Jusufi e ka treguar për mbrojtjen e zonjës së tij ka ndikuar thellë te Zelihaja dhe ajo pa drojë e ka pranuar fajin dhe ka përshkruar moralin e lartë të Jusufit. Ky model i thirrjes në fe duhet të jetë mësim dhe praktikë për të gjithë predikuesit fetarë. Një edukatë kaq e lartë dhe estetikë e sjelljes superiore do të kishte ndikuar mbi të gjithë njerëzit, pasi sjellja e bukur e personit lë mbresa të mira te njerëzit edhe nëse e takojnë vetëm një herë.[2]




Muhamedi a.s. kishte çmuar vetitë dhe karakterin e Jusufit a.s., duke treguar me këtë se është mësim dhe edukim për thirrësit në islam. Ai me një rast pati thënë: "Allahu e lartësoftë Jusufin a.s., unë habitem me durimin e tij kur u pyet për lopët e dobëta dhe të majmet. Sikur të isha unë në vendin e tij, nuk do të kisha komentuar ëndrrën para se të kushtëzoja lirimin tim prej burgut. Gjithashtu, habitem me rastin pas ardhjes së të dërguarit të mbretit, kur ai tha: "Kthehu te zotëria yt".Unë sikur të isha në vendin e tij, pas qëndrimit kaq vite në burg, menjëherë do ta pranoja propozimin e tij dhe nuk do të prisja që të provohet pafajësia ime. Por, ai ishte një person që sillej me butësi dhe maturi.[3]

Po në këtë vazhdë sa mësime të tjera kuranoe janë shembuj në aspektin e formimit me edukatën dhe me mësimet kuranore që duhet të pajisen punonjësit në fushën e daves. Sa për ilustrim po përmendin disa ajete që flasin në lidhje me këtë pikë.

A të ka ardhur ty rrëfimi i Musait? Kur Zoti i tij e pati thirrur në luginën e bekuar Tuva (rrëzë kodrës Turi Sina). Shko te faraoni se vërtet ai e ka tepruar. Dhe thuaj: "E ke ndër mend të pastrohesh?" Unë të udhëzoi te Zoti yt e ti t'ia kesh frikën Atij! (En-Naziat, 19-15).

Nga kjo ngjarje mësojmë po ashtu se thirrja e Musait drejt Faraonit nuk ishte akt i kryer, por një trajtë- "A ke ndonjë anim, dëshirë, qëllim? A e ke ndër mend që të pastrohesh prej veseve të liga dhe të begatohesh e të ngrihesh?"- në të cilën do të tregohet respekt i madh për vullnetin e tij dhe do të mbrohet krenaria e tij.

Ky verset kuranor jep mesazhin e qartë se secili njeri duhet të bëjë zgjedhjen me vullnetin e lirë pa ndërhyrje nga jashtë. Kjo metodë e vetëzgjedhjes është nga metodat e reja, që ka filluar të aplikohet në psikologjinë pedagogjike, ndërsa si e vërtetë kuranore e tregon strategjinë e pashembullt të Kuranit në kultivimin e njeriut.

Georg Kerschensteiner, pedagog gjerman duke folur për vërtetësinë e këtij parimi thoshte: "Individi me karakter vetë duhet ta gjejë njëshmërinë e vullnetit. Kjo më së miri realizohet nëpërmjet aktiviteteve të lira. Ky parim paraqet njërin prej zbulimeve më të vlefshme të pedagogjisë moderne". Gjithashtu thotë: "Ka metoda edukative të tilla që e vazhdojnë respektin e jashtëm dhe absolute deri në periudhën e fëmijërisë së dytë dhe të rinisë, e vështirësojnë lirinë e lëvizjes së nxënësve dhe përpiqen t'i bëjnë të pranueshme kërkesat morale dhe fetare. Kjo trajtë e edukatës e pengon përsosjen e karakterit të vërtetë te shumë nxënës, në veçanti tek ata që kanë ashpërsi individi. Sakrifikimi i intelektit për shkak të mospërdorimit të arsyes hyjnore si respekti i jashtëm nuk e thyen vetëm shtyllën kurrizore të

karakterit, por nga aspekti i ndikimit të jashtëm, analizon edhe anën e dashur dhe të vlefshme të tij".

Pikërisht për këtë, fetë qiellore dhe përfaqësuesit e tyre kanë pasur ndikim të madh tek individët dhe shoqëritë njerëzore dhe kaun paraqitur shembujt e veçantë të historisë së njerëzimit. Ata kanë bërë transformime gjigante në shpirtrat e njerëzve dhe në mënyrë fascionante kanë përballuar kushtet e vështira të jetës, kaun treguar vullnet të hekurt dhe kanë qëndisur në fletët e historisë sakrifica të pashembullta për udhëzimin e njeriut në rrugë të drejtë.[4]

Duke u nisur nga fakti se dituria shikuar nga vizioni i fesë islame asnjëherë nuk ka qenë kundër mësimeve të besimit (imanit) dhe kjo gjë asnjëherë nuk ka ardhur në konsideratë ashtu siç është komunikuar kjo frymë në vendet e Evropës në periudhën e errët të mesjetës. Në atë kohë, në ata shekuj kisha kishte qëndrime negative, ngase i përkrahte paragjykimet (legjendat) ndërkaq e luftonte shkencën, i ndihmonte ngritjen dhe gojëdhënat (traditat), rezistonte mendimin e lirë, shpikjet dhe zbulimet, mbrohej me forcën dominuese të sunduesve dhe feudalëve si dhe qëndronte përballë popujve dhe grupeve të vogla. Islami në historinë e vet nuk njeh këso farë grindjesh ndërmjet diturisë dhe besimit. Kjo bindje nuk ka vend në mësimet islame, nuk ekziston në aspektin tekstual as në atë shpirtëror.[5]

Studiuesi i njohur Alexis Carrel-i thotë se sjellja e mirë e emocionon njeriun më tepër se bukuria natyrore dhe shkencore. Sjellja e mirë pronarit të vet i jep forcë dhe guxim[6]. Madje më parësore nga të gjitha gjërat me butësi (tolerancë) është edukimi. "Dijetarët, siç thotë El Mevrudi, - duhet të jenë tolerantë me nxënësit, të mos e urrejnë të riun, të mos e konsiderojnë të vogël fillestarin, sepse kjo shkakton revoltë te ta, të jenë modestë ndaj tyre, t'i nxitin në dëshirë (vullnet) në atë që ata (mësuesit) posedojnë."[7]

Kur është çështja për bazat e edukimit dhe mësimit, ndër më kryesoret numërojmë:

## 1. Besimi i sinqert

Besimi i sinqertë ashtu siç e ka sqaruar apolegjetika islame e sikurse e ka sqaruar Kurani e edhe syneti i Muhamedit a.s., si besim në Zotin, melaiket, të dërguarit, ditën e fundit si dhe vendimet dhe caktimet e Tij.

### a. Imani i cili trashëgon frikë në zemra

Nuk bëhet bisedë e fshehtë mes tre vetave e të mos jetë Ai i katërti; e as mes pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti, e as mes pak vetave dhe as në shumë vetave e të mos jetë Ai me ta, kudo që të jenë. Pastaj, në ditën e Kiametit i njeh ata me atë që kanë punuar. Allahu ka përshirë çdo send në dijen e vet. (El Muxhadele, 7).

### a. Besimi i cili mbjell siguri në zemrat e të vegjëlve dhe të të mëdhenjve si dhe përforcon hapat drejt punëve të mira dhe të vërteta.

Abdullah ibën Abasi r.a. thotë: "Isha hipur në një kafshë pas Profetit a.s., i cili më tha: "O djalosh, do t'i mësoj ca fjalë (do t'i jap ca këshilla): Ruaje Allahun, Allahu të ruan ty, ruaje Allahun do ta kesh në anën tënde, nëse kërkon gjë, atëherë kërkoje atë prej Allahut, mos harro se, sikur i tërë njerëzimi të bashkohen për të të sjellë ndonjë dobi që Allahu nuk e ka caktuar për ty, atëherë nuk do të kenë mundësi të ta bëjnë atë të mirë, dhe në të kundërtën, nëse mblidhen për të të bërë ndonjë të keqe asgjë, nuk mund të të bëjnë përveç asaj që Allahu e ka caktuar. Janë ngritur lapsat dhe janë tharë letrat (në të cilat është shkruar caktimi-kaderi)."[8]

### c. Besimi i cili të drejton kah objektivat e njerëzve të mëdhenj

Besimi i cili të drejton kah objektivat e njerëzve të mëdhenj që feja e tërë të jetë për Zotin dhe Fjala e Tij të jetë më e larta, ndërsa fjala e atyre që nuk besuan të jetë më e ulëta dhe krenaria të jetë për Zotin të Dërguarin dhe besimtarët. Kjo cilësi arrihet duke qenë largpamës dhe duke shoqëruar dhe jetësuar mësimet hyjnore të Kuranit në jetën e përditshme, dhe përpos kësaj ai i përjeton këto si të shenjta.

Kjo po ashtu arrihet me anë të shembullit të mirë mu ashtu siç e ka shpjeguar edhe i dashuri i Zotit e po ashtu edhe me shoqëri të përzgjedhur.

Muhamedi është i dërguar i Allahut e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh kah përulen (në ruku), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë pre Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. (El Fet'h,29)

Po ashtu në një vend tjetër që transmetohet nga Ebu Seid r,a., se Muhamedi a.s. pati thënë: Mos i shani shokët e mi, se, për Atë, në Dorën e të Cilit është jeta ime, nëse ndonjëri prej jush do të jepte (do të shpenzonte) sasi ari sa kodra e Uhudit, nuk do ta arrinte mirësinë e asnjërit prej tyre, madje as gjysmën." (Buhariu)

Gjithashtu, thënia e të Dërguarit a.s të cilën e transmeton Imran bin Husajn r.a.: "Njerëzit më të mirë janë ata të shekullit tim, pastaj ata që vijojnë, pastaj ata që vijojnë këta" . Po ashtu thotë: "Pastaj do të vijnë popuj që do të dëshmojnë atëherë kur nuk u kërkohet dëshmia, do të tradhtojnë, nuk do të jenë besnikë, do të premtojnë dhe nuk do të realizojnë, do të përhapen ndër ta dëshira për të ngrënë e për të pirë tepër dhe pozita[9]

*(vazhdon)*

*1. Said Nursi, Lem'alar (lem-a e njëzet e tetë),Istanbul, 1976,f.254. 2. Hayati Aydin, Metoda kur'anore të bindjes psikologjike,Shkup, Logos-A, 2001,f.26. 3. Mahmud Omer Zemahsheri, El Keshaf an hakaiki-t-enzil ve ujuni-l- ekavil fi vuxhuhi –t-te'vil, Dar el marife, Bejrut, 2012,v.2.f.478. 4. Hayati Aydin, f.28. 5. Jusuf Kardavi, Erresul ve-l- ilm, daru-l- furkan,Aman,1996,f.21. 6. Alexis Carrel, Insan denen mechul (përkth. në turq. Refik Ozdek, Istanbul, 1973, f.156-157. 7. Muhamed Abdurreuf el Menavi, Fejdu -l-kadir,Daru- l- marife, bot. i dytë, Bejrut,1972 vëll.4,f.326. 8. Tirmidhiu nr.2518, hadithi është i kategorisë hasen sahih. Po ashtu këtë hadith e transmeton edhe Ahmedi në Musnedin e tij me nr.2669 me sened sahih. Xhamië el usul,11,685. 9. Transmeton Buhariu (5/19).Muslimi (2535), Tirmidhiu (2222).Ebu Davudi (4657), Nesaiu (77-18) nga sahabiu Imran ibn Husejni r.a., gjithashtu transmeton Buhariu (5\191),Muslimi (2533).Tirmidhiu (3858).nga sahabiu Abdullah ibn Mes'ud r.a.*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Porositë specifike të ruajtjes së shëndetit sipas Muhamedit, a.s.

Sëmundja, pa dyshim, i shkakton shumë pakënaqësi atij që është goditur me të, por në asnjë mënyrë myslimani nuk e sheh durimin e dhimbjes si mallkim, hidhërim apo dënim të Allahut të Madhërishëm. Myslimani është i përgatitur që dhembjen e secilës sëmundjeje ta vështrojë si sprovë, e cila në realitet e liron nga mëkatet.

Ibn Sinai (Avicena, 980-1036) e ka përkufizuar mjekësinë (et-tibb) si dituri e gjendjes së organizmit të njeriut rreth shëndetit dhe tërë ajo që ka të bëjë me shëndetin; qëllimi i saj është ruajtja e shëndetit dhe përpjekja e saj që ta rikthejë shëndetin sa herë që ai humbet.[1]

Në shëndet zakonisht shikohet si një gjendje natyrale e jetës sonë, ndërsa sëmurja është një formë e gjendjes jonatyrale e cila godet trupin e njeriut e që mund të mposhtet dhe shërohet me përdorimin e medikamenteve përkatëse.

Sëmundja, pa dyshim, i shkakton shumë pakënaqësi atij që është goditur me të, por në asnjë mënyrë myslimani nuk e sheh durimin e dhimbjes si mallkim, hidhërim apo dënim të Allahut të Madhërishëm. Myslimani është i përgatitur që dhembjen e secilës sëmundjeje ta vështrojë si sprovë, e cila në realitet e liron nga mëkatet.

Transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., ka thënë: "Asnjëherë besimtari nuk goditet me pakënaqësi, vështirësi, sëmundje, dhembje, bile edhe brengë mentale e që të mos i falen mëkatet."[2]

Por, njëkohësisht, duhet të kemi ndërmend që myslimanët janë të udhëzuar të kërkojnë kujdesin mjekësor, kurdo që sëmuren e këtë nga Kurani dhe hadithi – të klasifikuar si Mjekësia e të Dërguarit Muhamed, a.s. (Et Tibb en Nebevi).

Rëndësia e kërkimit të shërimit mjekësor është paralajmëruar me versetin kuranor, në të cilin përshkruhet mjalti, i cili në vete përbën cilësi shëruese:

"....Nga barqet e tyre (të bletëve) del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim (bar-ilaç) për njerëz....."[3]

Për këtë është e kuptueshme që kompilimet e haditheve të ndryshme përfshijnë kaptinat e "Mjekësisë së të Dërguarit të Allahut, a.s.", ku janë të përshkruara me mjeshtëri hadithet për sëmundjen, shërimin e saj, të sëmurin dhe mënyrat e parandalimit të sëmundjes, etj.

Dr. Sejjid Husejn Nasr rëndësinë e kësaj literature e ka shprehur në këtë mënyrë: "Pasi hadithet janë udhërrëfyes i jetës së myslimanit të mirëfilltë, edhe pse ato që bëjnë fjalë për mjekësinë nuk përmbajnë një sistem mjekësor të shprehur qartë, ato kanë luajtur rolin kryesor në përcaktimin e atmosferës së përgjithshme në të cilën është zhvilluar dhe kultivuar mjekësia islame. Udhëzimet e tyre janë pasuar me shekuj nga secili brez i myslimanëve. Ato kanë përcaktuar shumë shprehi dietetike dhe higjienike të myslimanëve. Më tej "Mjekësia e Muhamedit, a.s." ka qenë libri i parë i cili është studiuar nga studentët e mjekësisë, para se ata të merrnin detyrën e studimit të paraqitjeve të shkurtra të shkencës së mjekësisë. Në këtë mënyrë hadithi gjithmonë ka luajtur rolin vendimtar në formimin e botëkuptimit të përgjithshëm që myslimanët i ka motivuar për studimin e mjekësisë."[4]

I Dërguari i Allahut, s.a.v.s., i nxiste pasuesit e tij që të kërkojnë përkujdesjen mjekësore, që të ishin të shëndetshëm. Rasti që pason është i



shënuar në literaturën e hadithit:

"Një beduin erdhi te Pejgamberi, s.a.v.s., dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, a duhet të kurohemi? Ai u përgjigj: Po, o rob të Allahut, duhet të kuroheni, sepse vërtet, Allahu nuk ka krijuar asnjë sëmundje e që të mos e ketë siguruar ilaçin, përveç një sëmundjeje. Ata e kanë pyetur: Cila është ajo sëmundje? Ai u përgjigj: Pleqëria."[5]Gjithashtu, Pejgamberi, s.a.v.s., ka thënë: "Për çdo sëmundje ekziston ilaçi."[6]

I Dërguari i Allahut, s.a.v.s., ka vënë në spikamë rëndësinë e studimit të shkencave mjekësore para praktikumit të tyre, andaj për këtë ka tërhequr vërejtjen: "Kush ofron trajtim mjekësor, por nuk di asgjë nga mjekësia, është fajtor."[7]

Dituria, pa marrë parasysh për cilin lëmë të mjekësisë bëhet fjalë, obligon individin të kryejë detyrën në mënyrën më të mirë. Andaj, mjeku duhet të jetë i aftësuar tepër mirë në profesionin e tij, ngase ai në duart e tij ka qenien njerëzore, andaj një gabim i tij apo injoranca mund të verë në rrezik jetën e pacientit të tij.

Për këtë i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., i ka këshilluar pasuesit e tij të kërkojnë ndihmën mjekësore nga ai i cili është profesionalist në lëmin përkatës. Transmetohet nga Xhabiri, r.a., që, kur u sëmur Ubej bin Kab, Pejgamberi, s.a.v.s., e dërgoi mjekun që ta kuronte.[8]

M. M. Sharifi pohon se i vetmi mjek i njohur në kohën e Pejgamberit ka qenë Harith bin Kaladi, hebreu arab, i cili më vonë pranoi Islamin.[9]

Në fushën e sëmundjeve infektive, i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., ka dhënë një leksion tejet praktik. Ai ka thënë: "Kur murtaja është prezente në një regjion, mos shkoni aty...; por nëse qëlloni aty mos dilni nga ai vend."[10]

Ky hadith vërteton masat moderne të karantinës, të cilat kanë për qëllim izolimin e atyre personave të cilët tashmë janë të infektuar nga sëmundjet ngjitëse.

Për Njeriun, meqë është i përbërë nga trupi dhe shpirti, i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., i përshkruan dy lloje balsami të cilët veprojnë në të dy komponentët. Ai përfundon: "Kemi dy ilaçe nëe dispozicion, mjaltin dhe Kuranin."[11]

Nga ky hadith mund të nxirret përfundimi se myslimanët e kanë obligim të anojnë kah shëndeti fizik, njësoj sikurse kah ai shpirtëror. Sot është e qartë se mjalti ka cilësi shëruese, si gjatë përdorimit të brendshëm, duke e konsumuar, ashtu edhe për përdorim të jashtëm, duke e vendosur në plagë. Sa i përket sëmundjeve shpirtërore, Imam Ibn Kajjim el Xhevziu na mëson se Kurani si ilaç preferohet sidomos te sëmundjet e zemrës, sëmundjet e dyshimit dhe pasigurisë dhe sëmundjet psikike.

Më parë është theksuar që Kurani i ka përcaktuar pijet alkoolike si haram, duke urdhëruar abstenim të ashpër nga çdo gjë që deh. Pejgamberi, s.a.v.s., u ka ndaluar myslimanëve përdorimin e haramit si ilaç, për çka flet qartë hadithi vijues: Ebu Davudi e shënon në Sunnenin e tij që Ebu Derdai, r.a., transmeton se i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., ka thënë: "Allahu e ka krijuar sëmundjen, por gjithashtu për secilën sëmundje Ai e siguruar ilaçin. Për këtë kurohuni, por mos u kuroni me gjëra të ndaluara."[12]

Imam Buhariu shënon transmetimin nga Ibn Mes'udi, r.a., që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., ka thënë: "Allahu i Plotfuqishëm nuk ju ka ofruar ilaç në atë çka ka ndaluar."[13]

Imam Muslimi shënon që Tarik bin Suvejd el Xha'fijj, r.a., e ka pyetur të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s., për pijet dehëse (hamr) dhe ai ia ka ndaluar përdorimin e tyre. Kur Tariki i tha që ai e ka përdorur si ilaç, ai u përgjigj: "Ky nuk është ilaç, por sëmundje."[14]

Pejgamberi, s.a.v.s., duke nxitur pasuesit e tij të kërkojnë kujdesin mjekësor, ka dëshiruar që myslimanët t'i qasen seriozisht secilës sëmundje pa marrë parasysh çfarë pasojash lë ajo pas vetes, qofshin të vogla, të mëdha apo joepidemike. Më tej, ai nuk u ka ndaluar pasuesve të tij asnjë rrugë apo mënyrë që ndikon në mposhtjen e sëmundjes.

Kjo do të thotë që myslimanët mund të shërbehen me sistemin alopatik (metodë e shërimit me mjete të cilat veprojnë kundër shenjave ekzistuese të sëmundjes) ose me sistemin e shërimit homeopatik, apo me ndonjë mënyrë tjetër të trajtimit mjekësor. Andaj, nga kjo, pa mëdyshje, del se myslimanit i lejohet të shërbehet me metodat moderne, biomjekësore.

Gjithashtu myslimanët mund të kërkojnë ndihmë nga secili mjek, qoftë mysliman apo jomysliman, dhe për këtë bindemi nga fakti që i vetmi mjek i njohur në kohën e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. ishte hebre arab dhe po ai i kuronte pacientët myslimanë edhe para se ai vetë të bëhej mysliman.

Më tej, hadithi i të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., i cili në formë eksplicite tha që për secilën sëmundje ekziston ilaçi, i ka motivuar myslimanët për studimin serioz të mjekësisë e që më vonë rezultoi me suksese të shumta në degë të ndryshme të mjekësisë.

Kjo i frymëzoi që të ndërtojnë spitale në të cilën pacientëve u ofrohej kujdesi adekuat mjekësor.

Historia na mëson se spitali i parë, të cilin e ndërtuan myslimanët, ka qenë në Damask në vitin 706, gjatë kohës së kalifit Velid ibn Abdul Maliku. Tërë kujdesi dhe shërbimet mjekësore aty kanë qenë falas.

*1. Ibn Sina, Ebu Ali el Husejn ibn Ali: El Kanun fi et-tibbi (Kairo: Mu'assasa el Halabi ve Shurekatru li el-Nashr ve el-Tevzi) vol.1, fq.3. 2 Musnedi i El Imam Ahmed ibn Hanbelit, vol.6, fq.167. 3. En Nahl, 69. 4. Nasr, S.H: Shkenca dhe civilizimi në Islam (Pakistan; Suhail Academy, 1968) fq. 192-193. 5. Ebu Davud Sulejman ibn el Asab: Sunen Ebu Davud "Kitab et tibb", Bejrut, pjesa e IV, fq.3. 6. Sahih el Buhari, "Kitab et tibb", vëllimi III, pjesa e VII, fq. 158. 7. Sunen Ebu Davud, "Kitab ed-dijjah", pjesa e IV, fq.195. 8. Sunen Ibn Maxheh, "Kitab et tibb", pjesa e II, nr.3493, fq.1156. 9. Sharif M.M., Istoria Islamske filozofije, vëllimi II, fq. 334. 10. Ibn Hanbel Ahmed, vëllimi I, fq. 192. 11. Sunnen Ibn Maxheh, "Kitab et tibb", pjesa II, fq.1142. 12. Sunnen Ebu Davud, "Kitab et tibb", pjesa e IV, fq. 7. 13. Sahihul Buhari, "Kitab el-ashribah", vëllimi III, pjesa VII, fq, 143. 14. Sahih Muslim, "Kitab el-ashribah", vëllimi V, fq.666.*

Dr. Orhan Bislimaj

# Analet e pandemisë Covid – 19

Të gjitha shtetet u detyruan që t'i ndërmarrin preventivat ekstreme, i mbyllën kufijtë tokësor dhe ajror, e ndaluan qarkullimin e lirë, i pezulluan marrëdhëniet ekonomike e tregtare, etj. Llahtari e vërtetë. Njerëzit e quanin luftë e tretë botërore. Secili shtetet, e kishte dertin e vetvetes.

## 1. Hyrje

Kosova, bashkë me shumë shtete të tjera të botës, ende vazhdon të përballet me pandeminë Covid-19, e njohur si coronavirusi (SARS-CoV-2). Kjo sëmundje, që fillimisht u përhap në Vuhan të Kinës në fund të vitit 2019, shumë shpejt u shpërnda në mbi 150 vende të botës, përfshirë Ballkanin dhe Evropën. Organizata Botërore e Shëndetit (OBSH), më 12 mars 2020 e shpalli pandemi globale.

E një ditë pas këtij vendimi, pra më datën 13 mars 2020, u konfirmuan dy rastet e para në Kosovë me covid-19. Ndërsa, tani, më 30 shtator 2020, kur po e shkruajmë këtë punim, numri total i rasteve pozitive është 15.620 dhe 625 raste të vdekjes. Ndërsa, në nivel të botës janë 33.902.257 raste pozitive dhe 1.013.705 raste të vdekjes.

## 2. Buçima botërore e pandemisë

El-hamdulilah, koha po ecën e bashkë me të edhe pandemia ka filluar të zbehet. Aktualisht, gjendja është më stabile, numri i infektimeve dhe vdekjeve është në rënie e sipër e qytetarëve ka filluar t'u kthehet shpresa. Le të shpresojmë, se së shpejti do të kthehet normaliteti.

Por, ky vit do të mbahet në mend gjatë. Ai tashmë ka hyrë në histori si vit i coronavirusit, që prodhoi krizë shëndetësore, sociale dhe ekonomike si asnjëherë tjetër. Ndoshta, pak jemi adaptuar e relaksuar, por para disa muajve, më saktësisht prej muajit mars, atëherë kur u ndeshëm për herën e parë me këtë pandemi vdekjeprurëse, në Kosovën tonë mbretëroi heshtje mortore. Pothuajse, të gjithë, për një moment u bëmë kandidat potencial për ahiret. Secili hyri në hallin e vetvetes. Në mendjet tona, silleshin tmerret e pandemive të kaluara, që kanë rrëmbyer jetën e miliona njerëzve, brenda një kohe të shkurtër, që kanë shuar vendbanime e kanë rrëzuar perandori.

Pas marsit erdhi muaji prill, e ditët sikur u bënë më të gjata. Pandemia shkonte duke u bërë më agresive. Në fakt, ky muaj, veçse po shënonte buçimën botërore të saj. Lajmet nga Italia, ishin tmerruese. Mbi një mijë persona gjenin vdekjen brenda ditës. U bë problem serioz varrimi i njerëzve, e mos të flasim për varrim të dinjitetshëm me rite fetare. Edhe pse konsiderohet shtet me mirëqenie sociale dhe ekonomi stabile, megjithatë u përballë me mungesë respiratorësh, që ishin nevojë e domosdoshme për trajtimin e sëmundjes. Erdhi puna deri te selektimi i pacientëve për respiratorë, ashtu që pacientët me moshë më të re kishin përparësi ndaj më të moshuarve, sikurse që kishte përparësi, njëri prej dy anëtarëve të prekur nga e njëjta familje.

Edhe në Shtetet e Bashkuara të Amerikës (ShBA), gjendja kishte marrë përmasa shqetësuese. Infeksioni shpërndahej me të madhe. Njësoj edhe në Rusi e shtetet sovjektike. Po ashtu, edhe në Turqi, filloi vala e pandemisë. Bile kjo e fundit organizoi menjëherë ndërtimin e një kamp-spitali, enkas për trajtimin e pacientëve me Covid 19, si dhe i ndihmoi shumë shtete me medikamente e logjistikë mjekësore, përfshirë ShBA-të, Kosovën, etj.



Edhe Gjermania e Franca nuk ishin hiq më mirë. Ndërsa, gjendja në Spanjë ishte alarmante, po aq sa në Itali.

Çështja, vërtet u bë shumë serioze. Rajoni po kërcënohej seriozisht, e Evropa u bë epiqendra e pandemisë. Të gjitha shtetet u detyruan që t'i ndërmarrin preventivat ekstreme, i mbyllën kufijtë tokësor dhe ajror, e ndaluan qarkullimin e lirë, i pezulluan marrëdhëniet ekonomike e tregtare, etj. Llahtari e vërtetë. Njerëzit e quanin luftë e tretë botërore. Secili shtetet, e kishte dertin e vetvetes.

Erdhi nëj moment, kur paraja e pozita nuk të ndihmonte dot, për t'u mjekuar jashtë vendit. Madje, aq ishte rigoroze mbyllja e kufijve, saqë nuk lejohet kthimi i njerëzve nëpër vendet e tyre. Ne, si Këshill i Bashkësisë Islame i Prizrenit, e strehuam për disa muaj një qytetar nga qyteti i Durrësit, që nuk mund të kthehej në shtëpinë e tij.

## 3. Alarmimi i Kosovës

Institucionet e Kosovës u alarmuan menjëherë. I ndërmorën veprimet e duhura, brenda kapaciteteve ekzistuese, përfshirë dhe masat preventive, si bartja e maskave, distanca sociale, higjiena, karantina, pezullimi i punës nëpër institucione apo reduktimi në staf esencial, mbyllja e ordinancave private, etj. Ndërsa, më datë 15 mars 2020 e shpalli emergjencën shëndetësore.

'Kujdes po, panikë jo' – ishte parulla më e përhapur e këtyre muajve. Por, kjo nuk ofronte kurrfarë relaksimi real. Sepse, qytetarët e dinin shumë mirë potencialin e dobët të Kosovës dhe brishtësinë e sistemit shëndetësor. Gjersa, shtetet e fuqishme sfidoheshin nga pandemia, pyetja e thjeshtë ishte, çfarë do të ndodhë me Kosovën, nëse do të goditej nga një valë e tillë. Ankthi shtohej gjithnjë e më shumë, teksa rastet me Covid-19, shtoheshin nga ditë në ditë. Asokohe, Kosova dispononte 95 respiratorë. Pra, shumë pak. Kjo shifër mund të arrihej brenda një dite, siç ndodhi më vonë (muaji korrik 2020), ku numri i të infektuarëve me Covid-19, shkoi në mbi 200 brenda ditës. Njerëzit e shihnin vdekjen me sytë e tyre, edhe për shkak të paaftësisë së sistemit shëndetësor.

Bëhej fjalë për një situatë të paparashikuar! Shoqëria ishte në hall, frikë nga armiku i padukshëm, pasiguri shëndetësore, nevojë për ekzistencë, izolim në shtëpi, mbyllje e qyteteve, mbyllje e kufinjve, etj. Për më keq, nuk dihej se sa do të zgjasë kjo gjendje, thjesht, nuk dukej akoma ndonjë dritë në fund të tunelit. Në fakt, kjo vazhdon akoma, gjersa nuk zbulohet vaksina anti covid.

E, stresin e qytetarëve e stërngarkonte acarimi i klimës politike në mes të partive politike. Gjersa, shtetet e tjera ua vazhduan mandatin qeverive, duke i shtyrë zgjedhjet për shkak të pandemisë, në Kosovën tonë ndodhi e kundërta. Parlamenti i Kosovës, më datë 25.03.2020, në kulmin e kërcënimit të pandemisë, kur populli ishte i ngujuar në karantinë në shtëpitë e tyre, e rrëzoi qeverinë, duke e shtuar edhe krizën institucionale e politike. Bashkimi Evropian reagoi ashpër kundër këtij veprimi në kohë të pandemisë.

## 4. Roli i madh i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës

Në këtë mes të krizës shëndetësore, institucionale, politike e ekonomike, pra, kur klasa politike, të gjithë pa dallim, silleshin të papërgjegjshëm ndaj qytetarëve, kur nuk mund të zbatonin pakon emergjente ekonomike të trumbetuar, siç bënin shtetet e botës, ishte Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës (BIRK) me strukturën e saj nëpër komuna që dha kontribut të jashtëzakonshëm në zbutjen e krizës sociale, ekonomike e psikologjike. Ajo u bë zë i qytetarëve, adresë e shpresë e tyre. Sepse, njerëzit kishin nevoja nga më të ndryshme.

Bashkësia Islame operoi në disa drejtime, duke filluar nga pezullimi i aktiviteteve nëpër xhami, ndihmat humanitare derë në derë, ligjëratat e shumta shpresëdhënëse e deri te varrimi i qytetarëve me dinjitet e rite islame. Mund të themi se kontributi i saj, gjatë kësaj krize pandemike është i pamatshëm.

### 4.1. Pezullimi i aktiviteteve fetare-arsimore

Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, bashkëpunoi ngushtë me institucionet kompetente të Kosovës për menaxhimin e pandemisë. Ajo,





respektoi në plotëni rekomandimet e Ministrisë së Shëndetësisë të Kosovës, Institutit Kombëtar të Shëndetësisë Publike të Kosovës (IKSHPK) dhe protokollet e Organizatës Botërore të Shëndetësisë, ashtu që, nëpërmjet vendimit nr.427/20, dt.14.03.2020, pezulloi përkohësisht: namazin me xhemat nëpër xhamitë e Kosovës, namazin e xhumasë, mësimin në Medrese e në Fakultet, mësim - besimin në mekteb, ceremonitë e ngushëllimeve, etj. Në ndërkohë, pezulloi edhe faljen e teravive, si dhe namazin e Fitër Bajramit (24 maj 2020) dhe atë të Kurban Bajramit (31 korrik 2020).

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në adresimin e tij publik para qytetarëve të Kosovës, datë 14.03.2020, në emër të Kryesisë së BIRK-ut, shprehu keqardhjen për pezullimin e namazve në xhami, duke thënë se jeta e qytetarëve është prej prioriteteve kryesore në Islam. Po ashtu, u bëri thirrje, që t'i respektojnë masat pandemike të Qeverisë së Kosovës dhe t'i kryejnë namazet ditore dhe ibadetet e tjera nëpër shtëpi.

Nga të gjitha aktivitetet, mbeti në fuqi, thirrja e ezanit, i cili sadopak, në baza ditore manifestonte sekuencën e normalitetit të munguar. Kjo, ndihmoi shumë në parandalimin e zgjerimit të infektimit, pasi xhamitë e ritet fetare grumbullojnë mjaft njerëz. Po ashtu, mbeti në fuqi, varrosja e muslimanëve sipas riteve fetare, për të cilat do të flasim pak më poshtë.

### 4.2. Mobilizimi i shoqatës humanitare "Bereqeti"

Bashkësia Islame e Kosovës, shpalli mobilizimin humanitar për t'i ndihmuar njerëzit me gjërat e nevojshme ekzistenciale ushqimore, sanitare, etj. Ajo, përmes adresimeve të ndryshme në televizionet qendrore, lokale dhe në internet, e mbi të gjitha përmes imamëve në terren, ftoi qytetarët për solidaritet dhe kontribut në zbutjen e krizës.

Në prill 2020, e shpalli aksionin 'sofra e ramazanit' në vlerë prej 25 euro, me gjëra ushqimore. Qytetarët ofruan ndihma të jashtëzakonshme, dikush një pako, dikush dy pako, e dikush shumë e më shumë. Numri i pakove të grumbulluara, shkoi në disa dhjetëra mijëra të evidentuara e shumë e shumë të tjera, që qytetarët i dhuruan vetë, dorë në dorë.

Po ashtu, shoqata Bereqeti, organ i Bashkësisë Islame, u kujdes edhe për shpërndarjen e veshmbathejeve, medikamenteve e strehimin e qytetarëve që i kishte zënë pandemia në Kosovës, me rastin e mbylljes së kufijve. KBI-ja e Prizrenit strehoi qytetarë të zonave të Shqipërisë, duke u ofruar edhe gjërat ushqimore, për disa muaj radhazi, deri në lirimin e kufijve.

### 4.3. Ligjëratat shpresëdhënëse të imamëve

Bashkësia Islame e Kosovës, bashkë me imamët cep më cep Kosovës, e ka dhënë një kontribut të madh nëpërmjet ligjëratave motivuese e shpresëdhënëse. Ngase, pandemia, përveç pasojave shëndetësore e socio-ekonomike, prodhoi edhe gjendje depresive.

Bile, Ministria e Shëndetësisë në bashkëpunim me Departamentin e Psikologjisë, Universiteti i Prishtinës, Hasan Prishtina, më datë 01.05.2020, filluan ofrimin e shërbimeve psikologjike pa pagesë për të gjithë qytetarët që ndihen të shqetësuar si pasojë e situatës me pandeminë COVID-19. Qytetarët mund të thirrnin pa pagesë në numrin 038-200-808-90 në orarin 11:00-22:00 në çdo ditë të javës.

Gjithashtu, Departamenti i Psikologjisë në bashkëpunim me Komunën e Prizrenit ka lansuar faqen https://shendetimendor.uni-pr.edu/, ku qytetarët mund të ndiqnin disa seanca psikologjike online për pakësimin e ankthit, stresit, mendimeve brengosëse dhe depresionit.

Por, një gjë të tillë, imamët e bënë prej fillimit të krizës pandemike. Në xhumanë e datës 13 mars 2020, të gjithë imamët e Kosovës, e lexuan para xhematit ligjëratën e gatshme prej BIRK-ut, që jepte udhëzime



praktike kundër Covid-19, si dhe kishte përmbajtje shpresëdhënëse për tejkalimin e situatës.

Në këtë kuptim, kryesia e BIRK-ut e ndiqte gjendjen nga afër dhe jepte udhëzimet e nevojshme për strukturën e vet nëpër komuna, në baza ditore. Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, çdo të premte, në kohën e drekës, e mbante ligjëratën e xhumasë, e cila transmetohej drejtpërdrejt në faqen zyrtare të BIRK-ut në 'facebook', e përmes saj edhe në televizionin RTV-BESA me seli në Prizren, që shikohej në gjithë Kosovën dhe në mërgatë.

Pastaj, secili këshill i Bashkësisë Islame (KBI) nëpër komunat e Kosovës, në bashkëpunim me imamët, si dhe këshillin e xhematit të secilës xhami, ndërmorën iniciativa ndërgegjësuese për ta përballuar krizën pandemike me sa më pak pasoja.

Ne, në KBI të Prizrenit, organizuam ligjërata të shumta me imamët, për çdo ditë, që i quajtëm 'ligjërata nga karantina'. E, në mungesë të xhumasë, imamët e Prizrenit, sipas radhës, kanë mbajtur ders në xhaminë 'Sinan Pasha', çdo të premte, prej datës 27.03.2020 deri në 28.05.2020. Përveç ligjëratës (dersit), ka pasur lexim të Kuranit dhe në fund një dua (lutje) tek Allahu për largimin e pandemisë. Ndërsa, gjatë muajit të Ramazanit, që filloi më 24 prill 2020 e mbaroi më 23 maj 2020, çdo ditë kemi organizuar dy emisione, njëri para iftarit dhe tjetri pas jacisë 'Karvani i Ramazanit', si dhe mukabele (lexim të Kuranit) në kohën e drekës. Të gjitha këto dhe shumë aktivitete të tjera, janë transmetuar direkt në faqen zyrtare në facebook dhe në televizionin RTV-BESA.

Ajo që meriton të theksohet është duaja (lutja) e organizuar. Të gjithë imamët e KBI-së të Prizrenit, qytet e fshatra, më datë 27.03.2020, pas ezanit të drekës, nëpërmjet altoparlantëve të minareve të xhamive, e bënë një duanë, iu lutën Allahut që ta largojë këtë pandemi nga mesi ynë dhe shoqëria mbarë. U lutëm edhe për shëndetin e mjekëve, policëve, ushtarëve, zjarrfikësve dhe të gjithë të tjerëve që ishin në ballë të rrezikut. Në fund të duasë, u lexua tri herë tekbiri i teshrikut dhe tri herë salavate. Vërtet, ishte diçka madhështore. Unë, e bëra këtë dua (lutje) prej xhamisë 'Sinan Pasha', në Prizren, e që u transmetua nëpërmjet televizionit BESA, ndërsa imamët e tjerë, secili prej xhamisë së vet. Xhemati, e përcolli prej oborreve të shtëpive apo ballkanëve të banesave me përgjërim, mall, nostalgji e lot në sy.

Po ashtu, KBI-Prizren, iu përgjigj kryetarit të komunës së Prizrenit, i cili kërkoi ndihmë për vetëdijësimin e qytetarëve. Kështu që, të gjithë imamët e komunës së Prizrenit, më datë 10.04.2020 (e premte), pas ezanit të drekës, përmes altoparlantëve të minareve, u bënë thirrje qytetarëve, që të respektojnë masat pandemike, pra që të qëndrojnë në shtëpi (karantinë), për të shpëtuar veten dhe të tjerët. Kjo pati efekt të madh.

### 4.4. Varrosja e qytetarëve me Covid-19

Një kontribut tjetër që ka dhënë Bashkësia Islame është varrimi i qytetarëve me rite fetare. Thonë, historia përsëritet. Të moshuarit na tregonin për rastet nga e kaluara, ku filan hoxha, ka hyrë e ka marrë xhenazen e infektuar në shtratin e vdekjes dhe e ka varrosur, edhe pse anëtarët e familjes nuk kanë mundur ta bëjnë një gjë të tillë. Njësoj ka ndodhur edhe gjatë Covid-19. Imamët kanë qenë në ballë të kësaj lufte. Asnjëherë nuk kanë hezituar për të shkuar në varrim edhe pse mundësia e infektimit ishte e mundshme plotësisht.

Telashja më e madhe ka qenë me vdekjet në shtëpi, nuk dihej saktë shkaktari i vdekjes, nëse është prej Covid-19 apo jo. Jo me këto që kanë ardhur prej spitalit, sepse vinin të mbyllura në arkivol hermetikisht. Në këto raste, imami pa pajisje adekuate, ta zëmë siç i kishin mjekët, personalisht e ka kryer varrimin, duke filluar prej larjes e deri te talkini. Vërtet guxim i madh e sakrificë, gjithashtu.

Dr.Fadil Maloku

# Identiteti dhe sfidat integruese të Kosovës në BE (1)

Kur është fjala për kontekstin e debateve mbi diskursin e globalizimit, ende nuk është e qartë se çka është në të vërtetë duke u globalizuar e çka eventualisht do të duhej të procedohej si nevojë për t'u globalizuar. Duhet të globalizon identitetet: etnike, ato shtetërore, ato politike, apo ato fetare e kulturore? Kjo lloj dileme që tash së voni ka depërtuar edhe ne qarqet akademike botërore që në start ka krijuar jo vetëm një lloj stereotipie interesante, por edhe një lloj hutie për gjoja rrezikun që mund t'u shkaktojë procesi i globalizimit. Dhe kjo në formë të një preteksti: për gjoja fillimin e humbjes së identitetit kombëtar, fetar, politik, kulturore, të kombshteteve që në historinë dhe kulturën qytetëruese evropiane kanë lënë vragë dhe bujë respektabile. Natyrisht, kjo mund të vlejë për një komb hegjemon si gjermanët, apo anglezët si kombformues i një civilizimi anekënd globit, apo edhe një kombi francez që njihet me imponimin kulturologjik dhe atë civilizues ne shekujt e kaluar. Do thënë që trolli i Evropës, ishte dhe mbeti ende një lloj arene e përplasjeve dhe konfrontimeve identitare ndërmjet këtyre tri kombeve dominante, që lanë, shkruan dhe krijuan histori e ndikim të pakontestueshëm. Së këndejmi, çështja identitare e kontinentit evropian, është dhe mbeti ende një poligon i këtyre tri kombeve të fuqishme dhe lidere, edhe në kohërat e sotme. Në literaturën e sotme sociologjike bashkëkohore, koncepti i identiteti evropian sot është aq aktual dhe aq i përfolur, sa në proceset ekzistuese që janë duke ndodhur aktualisht ai |(integrues dhe ai dezintegrues) fillon të marrë forma dhe përmbajtje shumë interesante shpresëdhënëse, por, edhe sosh jo shpresëdhënëse, sa sot në diskursin publik për këtë temë ekzistojnë model e modele nga më të ndryshme. Kështu që mund të themi se në literaturën e gjerë sociologjike, ato mund të "kategorizohen në disa modele". Një autorë që la gjurmë të pashlyeshme në shpjegimin e identitetit evropian, është pa dyshim edhe Anthony Smith, i cili mendon se: "Shikuar nga në konteksti evropian, e vetmja mënyrë se si do të mund të shfaqej një Evropë vërtet e bashkuar, është që kjo mund të ndodhë vetëm nëpërmjet formimit gradual të kujtimeve, traditave, vlerave, miteve dhe simboleve të përbashkët evropiane, përballë etnisë dhe kombit".

1. Sipas një ndarjeje të tillë, modeli i parë i ndërtimit të një identiteti evropian bazohet në themelet e *universalizmit moral*, pasi identiteti i përmendur ka tendencë të përcaktohet nga vlerat universale njerëzore, siç janë: të drejtat e njeriut, humanizmi ose drejtësia. Modeli i dytë quhet *universalizëm postkombëtar* dhe kërkon të ndërtojë një identitet të përbashkët mbi normat politike-juridike, siç është koncepti i Habermas për "patrio-tizmin kushtetues". Modeli i tretë quhet *partikularizëm kulturor* sepse mbështetet në trashëgiminë kulturore evropiane si bazë e identitetit kolektiv. Më në fund, modeli i katërt do të ishte një lloj *pragmatizmi evropian*, i cili, ndryshe nga të gjithë të tjerat modele, përqendrohet në aspektet ekonomike dhe sociale të *"mënyrës së jetës"* të Evropës, si bazë e një identiteti të përbashkët.

Smithi, me idenë e mundësisë së identifikimit identitar Evropian, u mor shumë.Ai mendonte se ky identitet me një memorie kolektive identitare, është i mundshëm po qe se, gjeneratat e njëpasnjëshme arrijnë t'i pranojnë dhe natyrshëm edhe t'i kultivojnë vlerat dhe traditat identitare të popujve të mëdhenj (aludimi është tek: anlezët francezët dhe gjermanët), është e mundur që "etnohistorija" e një kolektiviteti të caktuar lehtësisht të bëhet ai akatalizatori apo ai artikuluesi definues dhe përcaktues i identitetit kolektiv evropian.

Ky autor mendon se, me gjithë proceset joshëse të reja identitare, në kohën në të cilën po jetojmë, identiteti kombëtar është i vetmi identitet, i cili gjer tani i ka bërë furishëm rezistencë erozionit të kohës. Kjo nënkupton se në "betejat" sociale, politike e sosh kulturore identiteti kombëtar, tek pothuajse shumica e kombeve evropiane e ka predominuar dhe ende e predominon identitetin që po pretendohet të identifikohet si identitet i përbashkèt evropian. Në kë kontekst, shpjegimi sociologjik na thotë se identitetit



evropian edhe si ide e edhe si proces, ende i mungon ajo që shquhet si vetëdije paramoderne, vetëdije kjo nëpërmjet së cilës individët e gjeneratave të reja do të mund të identifikoheshin dhe artikuloheshin si model i ri social e identitar.

Por, procesi i vonimit të identitetit evropian, për Smithin është parasëgjithash edhe rezultat i "ringjalljes së etnonacionalizmit".

Kur është fjala, për si të themi mënyrën e "notimit" të identiteteve në proceset e vorbullës së tendencës së globalizimit, atëherë, ky mendon se, për shembull, kultura kozmopolite është e pamundur dhe e pajustifikueshme të shquhet dhe identifikohet si "produkt" i amerikanizimit, apo si ndonjë binomi tjetër kutlurore. Për Smthin, kultura globale apo si identifikohet edhe si amerikanizëm, nuk mundet të jetë e as të mbahet si diçka tjetër, veçse si një lloj"arnimi elektronik" (*electronic patchwork*) e cila sipas natyrës së saj, në thelb është e pabazuar (*fundamentally memoryless in natyre*), e përbërë nga një përzierje e elementeve etnike ekzistuese dhe e bazuar në teknologjinë kompjuterike".

Për shumë turbokozmopolitë evropianë, ku më së shmti ka të bëjë me ato shtete e vende të cilat jo vetëm që i synojnë proceset integrative evropiane, por, edhe i ëndërrojnë, e madje edhe ta përjetojnë identifikimin me konceptin (tashmë për a shtete edhe identifikues tipik) e "qytetarisë evropiane" (*Evropean citizenship*), ka kuptim dhe domethënie jo vetëm të pranimit të disa të drejtave, apo një korpusi te drejtash të modifikuara, të cilat edhe ashtu ishin prezente dhe dominuese në jetën social dhe në atë kulturore të shumicës së shteteve nacionale.

Tani, nëse nisemi nga teza e famshme e Jyrgen Habermasit, mbi temën e "patriotizmit qytetar" (*Verfassungspatriotismus*), që në fakt nënkupton, e pa dyshim që edhe prejudikon lojalitet të plotë ndaj një rendi të caktuar kushtetues (ashtu si po pretendojnë të mbështeten te ne disa ithetarë të "kombit kosovar") pa i marrë fare parsysh dallimet: gjuhesore dhe ato të origjinës etnike, shumica në këtë koncept të ri identitar, projektojnë dhe shohin rigjallërimin e tezës "ku qytetaria demokratike, nuk është e thënë fare të jetë e lidhur rrënjësisht në identitetin kombëtar të popullit".

Kjo tezë e Habermasit, edhe kur është lansuar në publikun e gjerë në ato vitet e nëntëdhjeta, pra viteve, për disa edhe të "datëlindjes" së tendencës së globalizimit, zgjoi kureshtje dhe debate të shumta intelektuale e sociale. Tani pas, gati tri dekadave një tezë e tillë, kur po pretendohet të ndërtohet edhe arkitektura e asaj që po e shquajmë si BE (Bashkësi Evropiane), duket që është luhatur mjaft edhe për shkakun se në Evropë, aktualisht po ndodh edhe procesi antipod i integrimit (Brex-ti i Britanisë Madhe, kriza në Spanjë, shkaku i Katalonisë, kriza financiare ne Greqi, etj.) që nëkupton edhe hapje të dilemave të mëdha jo vetëm akademike, por, edhe sosh sociologjike, për tezën e Habermasit, mbi "patriotizmin kushtetues", do të shtoja si një lloj rrjetëzimi të interesave parciale identitare, që kanë pretendime dhe artikulime te qarta socializuese. Me një qëllim të vetëm, krijimin e konditave të reja: sociale, politike, ekonomike, e kulturore, që do t'i dedikohen këtij konceptit të Habermasit mbi "patriotizmin kushtetues", apo si do ta identifikoja unë "mbi një lloj uniformitet socializues". "Uniformitet socializues", është synimi habermasian për ta krijuar një rrjetëzim të ri identitar, i cili në kushtet dhe rrethanat e tendencës së globalizimit pretendon të uniformizojë si karakteristikat e reja që duhet t'i "prodhojë" tendenca e ideologjia e neoliberalizimit (liria e shprehjes, mendimit, qarkullimit) ashtu edhe "mbeturinat e vjetra sociale", të ish-sistemeve (neostalinizmit dhe socializmit vetëqeverisës, totalitarizmit, despotizmit, etj.) paraglobaliste. Tjetër vërejtje që eventualisht mund t'i jepet Habermasit, sidomos kur janë në pyetje përvojat tona identitare, dhe referimet e disa turrobokozmopolitëve lokaë, për mundësinë e ndërtimit të ashtuquajturit "komb kosovar", është edhe ajo kryesorja, se; ky lloj patriotizmi kushtetues i Habermasit, është e pamundur që të identifikojë çfarëdolloj bashkësie politike, e cila do të mund të ushtronte çfarëdo lojaliteti paraprak, qoftë ndaj qeverisë lokale apo ndaj kompanive transnacionale. Me e thjeshtësua edhe më tej, në rastin e Kosovës do të ishte e paimagjinueshme që nesër një serb, turk, boshnjak apo ndonjë tjetër nga komuniteti RAE, ta pranojë aq

lehtësisht patriotizmin kushtetues të Habermasit, si identit të ri të vetin kombëtar! Themi kështu, shkaku se paraprakisht duhet konstatuar që në Ballkanin Perëndimor e sidomos ndër shqiptarët e Kosovës, ende është e fuqishme ndjenja kombëtare. Dhe se për ta kuptuar këtë ndjenjë paraprakisht duhet bërë dallimi midis asaj që shquhet si etni dhe asaj që shquhet dhe identifikohet si komb. Me etni nënkuptojmë grupet e njerëzëve që identifikohen si pasardhës të një bashkësie që kanë veçori dhe prejardhje të përbashkët.

Etnia identifikohet nëpërmjet disa dimensioneve; 1. Si bashkësi historike, si; 2. Specifikë apo veçanti kulturore: 3. Si specifike sociale (F.Maloku) Philip Spencer, dhe Howard Wolman psh. konstatojnë se ka shumë vështërësi, në dallimin midis etnisë dhe kombit. Kombi, bie fjala për mendimin e tyre sociologjik, mund të përkufizohet si; "…një raport social se si ata e perceptojnë vetën e tyre, brenda një komuniteti të përbashkët". Kjo i bie që kombi më shumë projektohet si një perceptim për të ardhmen, se sa një nostalgji për të kaluarën! Dilema, tani është nëse kjo teori mund të vlejë për rastin e "kombit"kosovar? Pra, cilat janê shanset që bie fjala një serb i Graçanicës, nê një periudhê hajde tê themi afatmesme (disadekadëshe!) të pranojë vullnetarisht "kombin" kosovar? Gjasat teorike janë; një me një milion!? Raste kur etnia zbehet, ndërkaq identiteti kombëtar fuqizohet, kemi rastin e gjermanëve, italianëve e francezëve në Zvicër. Ka dëshmi se te zviceranët e sotit, më shumë është ngjizur përkatesia etnike se ajo kombëtare. Tani, nëse kjo formulë e epërsisë së kombit mbi etninë, testohet në Kosovë jam shumë i bindur seështon që në start. Ja përse: Në rastin e Zvicrës, i parapriu një rrymë e fortë nacionaliste, që e "pronësojë" fuqishëm identitetin e ri tripalësh (italian, gjerman, francez)… gjatë luftërave që i zhvilloi Napoleon Bonaparta. Si mund të paramendohet në rastin e procesit të ndërtimit të "kombit" kosovar, një nacionalizëm kosovar, kundruall një etnonacionalizmi gjithëshqiptar!? Edhe etnia e edhe kombi kanë aspirata dhe synime territoriale. Në rastin e dendësisë marramendëse demografike, mendon dikush që nuk do të kishte luftë për këtë primat hapsinor? Po gjuha, kultura, etnopsikologjia, mentaliteti, e veçantitë e tjera të përbashkëta shekullore të shqiptarizmës alias etnisë dhe kombit shqiptar çfarë do të ndodhë me to? Ka përgjigje ndokush? Duhet të ndahen ato "fifti fifti"? Arratisja e vetëdijshme nga rrënjët e përbashkëta shekullore të etnisë së shqiptarizmës, vetëm e vetëm që ndërtojmë etninë e re të kosovarizmit, a s'ju duket banale,e rrezikshme, e pamundshme, apo edhe utopike?! A nuk na flet po ashtu mjaft rasti i etnisë së Maqedonisë? Ku është pothuajse në gjendje alarmuese është urrejtja midis etnisë maqedone dhe asaj bullgare; sesa midis etnisë shqiptare dhe asaj maqedone!? Kjo nënkupton që kombet e identike (po supozojmë shqiptare &kosovare!) shumē më shumë mund të urrehen midis tyre, sesa kombet që dallohen qartazi midis vetes…! Ilustrim më të mirë sesa urrejtja patologjike, e shoqëruar edhe me akte gjenocidiale midis serbëve dhe boshnjakëve, s'kemi! Tani, pyes këta të "kombit" kosovar, nëse janë ta përsërisin historinë serbo-boshnjake, apo ate maqedono-bullgare, duke e simuluar dhe fuqizuar etninë e re të kosovarizmit? Mendon dikush që kjo mund të kalojë pa gjakderdhje!? Tani, vetëm naivët mund të gjykojnë dhe dëshirojnë diçka identike!? Përse, duhet ta coptojmë kombin në dysh? Për hir të ndonjë matrapazi luftërat e ndodhura ne ish-Jugosllavi, nuk ishin luftëra midis kombeve, por midis etnive. Kjo nënkupton një mungesë të skajshme të traditës kombëtare, që nga ish-Mbretëria serbokroatesllovene (SKS)1919. Sipas Deklaratës së Hagës, Këshillit të Evropës, çështja e përkatësisë kombëtare, definohet shumë qartë! Aty, kombi njihet, lexohet, (nën) kuptohet dhe interpretohet, decidivisht si; Çështje fakti e jo zgjidhjeje. Që nëkupton decidivisht, bashkëlindjen e përkatësisë kombëtare me natyrën e njeriut, e jo edhe çështje të zgjedhjes së përkohshme sociale, politike, apo qoftë edhe përzgjedhje kulturore. Atëherë, çfarë dëshirojnë "talebanët" e "kombit" kosovar, përveç; hutisë, konfuzionit, mashtrimit, dhe naivitetit? Për ta kuptuar më mirë tezën kozmopolite të nisur nga Habermasi dhe ithtarët emegaglobalistë të tjerë në nivel global e për të kuptuar porosinë dhe synimet e saj, duhet pa dyshim të konsumojmë edhe tezat e autorëve të tjerë. Si psh. tezën e Reiner Baubock, i cili rekomandon një lloj variante tjetërfare dhe shumë më suptile, kur është në pyetje ndërtimi i identitetit të përbashkët evropian. Identiteti i përbashkët evropian, sipas këti autori mund të ndërtohet nëpërmjet diskursit mbi të ashtuquajturën "qytetarinë diferenciale"

Qytetari kjo, që edhe si ide madje edhe si koncept eufemist ka shumë probleme për t'u ambientuar në trollin e Evropës kontraverse dhe përplot raporte ndëretnike e ndërkulturore ende të pasistemuara dhe të patejkaluara. Si e tillë kjo "qytetari diferenciale" është tejet e vështirë për t'u realizuar. Midis të tjerash,edhe për faktin se nënkupton një lloj amalgimi, jo vetëm social, politik, ekonomik, ushtarak, e besa edhe kulturor. Natyrisht, ka edhe mendime tëtjera e nga autorë të tjerë që mendojnë se psh. modeli i "qytetarise mbinacionale" (*supra-ntional citizenship*), apo ai i "qytetarisë tregëtare"(*market citizenship*).[8], është ai çelësi i sigurisë dhe stabilitetit sociokulturor për krijimin e një identiteti të përbashkët evropian.

PhD(c) Ferdi Kamberi

# Ndikimi i globalizmit në kulturën e leximit në Kosovë (2)

## Kultura e të lexuarit në Kosovë

Kultura e leximit ka të bëjë me vazhdimësinë e të lexuarit, e cila mund të shndërrohet në shprehi. Secila shoqëri ka një matje të kulturës së leximit mbi atë se sa lexon dhe çfarë lexon. Jo çdo herë leximi mund të jetë kreativ, kjo për shkak se të natyrës së të lexuarit, të të menduarit dhe të të kuptuarit. Ndonjëherë njerëzit lexojnë ndryshe dhe ndryshe kuptojnë, andaj për të pasur një kulturë leximi në kontinuitet, nevojitet që leximi të jetë jo vetëm intensiv, por edhe skenograf, i gjerë dhe analitik. Sido që të jetë, kultura e leximit krijohet nëpërmjet shprehisë së leximit që nga familja e duke vazhduar edhe me agjenset e tjera të socializimit. Në Kosovë, ekziston një kulturë e leximit, e cila kohë pas kohe është promovuar nëpërmjet ditëve të leximit, panaireve, takimeve të ndryshme të albanologëve e kështu me radhë, kjo vërehet edhe përmes numrit të lartë të vizitorëve në panairet e librit. Në kuadër të panairit ndërkombëtar të mbajtur në Prishtinë në vitin 2015 kanë qenë rreth 35. 0000 vizitor me mbi 1.100 libra të rinj, në vitin 2016 rreth 38. 0000 vizitorë me 1.200 libra të rinj, në vitin 2017 rreth 40. 0000 vizitorë me 1.100 – 1.200 libra të rinj, në vitin 2018 po ashtu rreth 40. 000 vizitorë me 1.500 libra të rinj dhe në vitin 2019 "kanë qenë 40. 000 vizitorë me 1.500-1.700 libra të rinj" (Vatovci, 2019), gjë që nënkupton se ka pasur një interesim goxha për librin, njëkohësisht edhe tituj të rinj nga shtëpitë botuese. Sa i përket bibliotekave, sipas të dhënave nga Agjensioni i Statistikave të Kosovës, numri i bibliotekave në Kosovë, numri i lexuesve dhe librave ka pasur ndryshim sipas viteve, si vijon:

| Viti | Nr. bibliotek. | Titujt e librave të hyrë gjatë vitit | Fondi i librave që ka biblioteka | Nr. Lexuesve |
|---|---|---|---|---|
| 2014 | 105 | 17,057 | 1,608,512 | 161,713 |
| 2015 | 106 | 36,798 | 1,627,745 | 230,234 |
| 2016 | 108 | 44,264 | 1,793,073 | 278,201 |
| 2017 | 107 | 35.760 | 1.782.945 | 158.176 |
| 2018 | 110 | 42.038 | 1.775.435 | 156.535 |

**Tabela 2**: *Numri i bibliotekave në Kosovë, titujt e librave, fondi i librave dhe numri i lexuesve.*
*(Burimi: (ASK, 2015 - 2019).*

Bazuar nga kjo mund të shohim përderisa në vitin 2014 numri i bibliotekave në Kosovë ka qenë gjithsej 105, në vitin 2016 ky numër është rritur për tri më shumë pra 108, në vitin 2017 është ulur për një më pak, pra gjithsej 107, përderisa në vitin 2018 është ngritur prapë në 110. Edhe tek titujt e librave, fondi i librave që ka biblioteka dhe numri i lexuesve shohim rënie dhe ngritje. Përderisa prej vitit 2014 deri në vitin 2016 kemi një rritje tek tri kategoritë, në vitin 2017 shohim se ka një rënie edhe të numrit të lexuesve, titujve të librave të hyrë gjatë vitit, si dhe fondit që ka biblioteka, ndërsa në vitin 2018 shohim se është rritur numri i titujve të librave, por se është zvogëluar numri i fondit të librave, si dhe ka rënë numri i lexuesve në raport me vitet e kaluara. Ndërsa, sipas hulumtimit të realizuar në Kosovë, shumica e të anketuarve theksojnë se lexojnë libra dhe u kushtojnë vëmendje librave si vijon:



Bazuar nga ky diagram mund të shohim se rreth 88% e respodentëve janë shprehur se lexojnë libra, kundrejt 12% që kanë theksuar se nuk lexojnë libra.




*Diagram 1: Leximi i librave në Kosovë.*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*

Ndërsa, në pyetjen tjetër që ka të bëjë me faktin se sa shpesh lexojnë, respodentët janë shprehur si vijon:

Ky diagram tregon që rreth 28% e respodentëve kanë pohuar se lexojnë çdo ditë libra, 16% e tyre 1/2 herë në javë, pastaj 15% një herë në muaj, 14% 2/3 herë në javë, 12% tjetër, 11% rreth 4/5 herë në javë dhe 4% një herë në vit.

Diagrami tregon se rreth 34% e respodentëve leximit i kushtojnë




*Diagrami 4: Motivimi për lexim*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*




*Diagrami 2: Sa shpesh lexojnë qytetarët libra.*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*




*Diagrami 3: Sa kohë i kushtohet librit gjatë leximit*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*

rreth 1 orë gjatë kohës që lexojnë, 27% tjetër (mbi 1 orë), 25% mbi 30 minuta, 9% në mes të 15 – 30 minutave, 4% nuk lexojnë vetëm nëse duhet patjetër dhe 1% më pak se 15 minuta. Bazuar nga këto të dhëna mund të arrijmë në përfundim se pjesa më e madhe e respodentëve të cilët përfshijnë moshën 16 – 35 tek të dy gjinitë janë shprehur se lexojnë ose kanë krijuar një kulturë të leximit dhe atë çdo ditë, përjashto këtu ndonjë ditë që janë të preokupuar me gjëra të tjera dhe gjatë leximit, pjesa më e madhe e tyre lexojnë mbi 1 orë, gjë që mund të themi se ka filluar një kulturë leximi e cila shihet si pragmatike, pavarësisht faktit që zhvillimi i teknologjisë informative ka zbehur këtë kulturë të leximit. Këto fakte ndoshta kanë të bëjnë edhe me ndikimin e faktorëve motivues, të cilat janë një shtytje psikologji për të lexuar, gjë që shprehen vetë respodentët, si vijon:

Diagrami tregon se çfarë i motivon të anketuarit të lexojnë libra, kënaqësi 26%, 19% nevojë për informacion, 18% kuriozitet, 16% relaksim 10% detyra studimi, 7% rekomandime nga shoqëria, 2% rekomandime

| Cilat profile të librave preferoni t'i lexoni? | |
|---|---|
| a) Të përgjithshme | 222 |
| b) Shkollore | 92 |
| c) Politikë | 58 |
| d) Religjion | 121 |
| e) Art | 64 |
| f) Histori | 94 |
| g) Gjeografi | 24 |
| h) Filozofi | 89 |
| i) Sociologji | 63 |
| j) Psikologji | 200 |
| k) Romane | 319 |
| l) Tjetër: Letërsi, muzikë, dramë, etj. | 43 |

*Tabela 3: Profili i librave të preferuar*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*

familjare dhe 2% të tjera. Prandaj, mund të shohim se të dhënat në fjalë tregojnë se njerëzit ndiejnë kënaqësi dhe relaksim gjatë leximit, ata lexojnë sepse u pëlqen të lexojnë, kanë nevojë për informacion dhe njohuri të reja dhe duke pasur parasysh që vetë informacioni konsiderohet si një burim i pashtershëm sepse i përket natyrës jo-materiale dhe në këtë drejtim, nuk ka mungesë reko-mandimesh për të lexuar nga agjensitë shoqëruese si: familja, miqtë, komuniteti, institucionet shkollore, etj.

## Profili i lexuesit shqiptar

Procesi i globalizmit, ndikimi i medieve masive, në veçanti rrjetet sociale, zhvillimi i teknologjisë informative, shkencës, si dhe ndryshimet e zhvillimet sociale janë ato të cilat në njërën anë kanë zhvilluar shoqërinë në shumë segmente, në anën tjetër ka prodhuar "njeriun mediokër", kanë krijuar një njeri i cili është shndërruar në robot të asaj që ka prodhuar vetë. Kjo do të thotë se njerëzimit sot është duke shkuar më shumë ka kopjim i asaj që nuk është vetë, një gjë e tillë vërehet nga modelet e sjelljes, kultura e leximit, mediet, si dhe në shumë segmente të jetës së modernitetit. Së këndejmi, shohim se "leximi në përgjithësi dukshëm ka rënë, pavarësisht faktit se në asnjë periudhë nuk ka pasur tituj më shumë të botuar qoftë nga autorë vendas apo të huaj (përkthime). Megjithëse ka filluar digjitalizimi i librave dhe njerëzit e kanë më të lehtë qasjen në literaturë, vlen të potencohet se interesimi për librin nuk është si dukur..." (Kamberi, Dilemat e Tranzicionit, 2019). Në këtë segment, lexuesit mund të ndahen ndoshta në dy grupe: a) lexues pasiv ata/ato që lexojnë ndoshta vetëm tituj dhe nuk merren me substancën dhe b) lexues aktiv ata/ato që merren në mënyrë më gjenerale me librin, bëjnë studime, lexojnë, janë kritik, etj. Ndërkaq, lexuesit aktivë ndahen në tri nënkategori. 1. Nënkategoria e parë janë studentët. Kosova i ka diku pesëdhjetë apo gjashtëdhjetë mijë studentë të cilët, me qejf a me zor, duhet ta lexojnë literaturën bazë, ashtu që për t'i dhënë provimet. Shumë nga ta i lexojnë vetëm parathëniet, pasthëniet, apo edhe skriptet (dispensat), aq sa për ta marrë një notë kaluese. Shumica nga ta lexojnë shumë pak letërsi. 2. Nënkategoria e dytë janë lexuesit që kërkojnë letërsi popullore, të tipit të Coelhos, Danielle Steelit, Dan Brownit, e kështu me radhë. Kjo është letërsi argëtuese, e thurur me gjuhë të thjeshtë, me vijë fabulative të qartë, shpesh me një enigmë që ta mban kureshtjen zgjuar deri në fund, me personazhe që vuajnë tërë kohën, por në fund e gjejnë qetësinë apo ndriçimin shpirtëror; autori në këto romane shpesh e luan edhe rolin e këshilluesit psikologjik, është njëfarë psikologu letrar. 3. Nënkategoria e tretë e lexuesve aktivë, janë lexuesit e thellë. Lexuesit e thellë kërkojnë diçka më tepër se argëtim. Ndonëse



kënaqësia që jep teksti letrar është ndër esencat e letërsisë, ky tip i lexuesve nuk kërkon vetëm kënaqësi. Ky tip lexuesi, përveç letërsisë së madhe e të bukur (beletristikë), kërkon edhe literaturë filozofike, libra të mirë historikë, shkencorë etj" (Aliu, 2018). Sido që të jetë, profili i lexuesit shqiptar ka të bëjë më shumë me kulturën e të lexuarit e cila mund të shihet edhe nga hulumtimi i realizuar. Andaj, për këtë qëllim kemi pasur disa përgjigje të cilat kanë të bëjnë me profilin e të lexuarit, si vijon:

Pra, siç mund të shihet, pjesa më e madhe e respodentëve janë shprehur se lexojnë ose preferojnë të lexojnë më shumë romane, pastaj libra të përgjithshëm pa bërë ndonjë selektim, libra psikologjik, religjion, histori, e të tjera. Kurse, në pyetjen tjetër se cilët janë librat më të lexuar sipas tyre, ata janë shprehur se preferojnë të lexojnë më shumë Ismail Kadarenë "Prilli i thyer", pastaj libra/romane të cilat njëherit janë edhe trende globale, si Unë jam Malala, Alkimisti, Ferma e Kafshëve, etj, të cilat i kemi paraqitur, si vijon:




*Diagrami 5: Librat më të lexuar nga lexuesit shqiptarë në Kosovë*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*

Diagrami pasqyron profilin e lexuesve shqiptar në Kosovë, të cilët kanë lexuar së fundi librat, ku prin Ismail Kadare me librin Prilli i thyer, Khaled Hossein – Gjuetari i balonave, Paulo Coelho – Alkimisti, Emine Senlikoglu – Maria, Dostojevksi – Ana Karenina, etj. Bazuar nga këto të dhëna, del se kryesisht më të lexuarit janë romanet, të cilat po ashtu prijnë edhe në nivel global. Romanet janë libra të cilat shpeshherë lexuesi lidhet edhe emocionalisht me to, sepse trajtojnë tema edhe pse ndoshta pjesa më e madhe e tyre janë fiksion, ato lënë gjurmë të pashlyeshme tek lexuesi, gjë që vërehet edhe tek lexuesi shqiptar. Për këtë qëllim pikërisht romanet janë ato që prijnë edhe për nga shitja në panairet kombëtare dhe ndërkombëtare në Kosovë. Në një intervistë me për këtë punim, përfaqësues nga shtëpia botuese "Buzuku" në pyetjen Cili është libri më i shitur në panairin e fundit (2017) ata shprehen se: "Viti 2017: Në mbyllje të Panairit të Librit u shpallën edhe librat dhe autorët më të kërkuar, vendorë e ndërkombëtarë. Nga shkrimtarët shqiptarë më së shumti u kërkua Veton Surroi me librin e tij "Gorillat që s'i pamë", duke zënë kështu në vendin e parë, pas tij poetja Flutur Mustafa me librin "Na dy", Arber Xhaferi me "Vepra", Agron Alibali me "Dritëhijet e një diplomati - Faik Konica" dhe Ndriçim Ademi me romanin "Pa heronj, pa bujë". Në anën tjetër nga ndërkombëtarët u kërkuan Malala Yousafza dhe autobiografia e saj "Unë jam Mala", Elena Ferrante dhe romani "Mbiemri i ri", Svetlana Alexievich me "Lufta nuk ka fytyrë gruaje", Youval Harari me "Një histori e njerëzimit" dhe Michael Hollepek me "Harta dhe territori" (Zeneli, 2018).

Pra, hulumtimin të cilin e kemi realizuar ka një ndërlidhje edhe me pohimet e përfaqësuesve të shtëpive botuese në Kosovë, që për nga shitja e librave prijnë romanet si ato vendore po ashtu edhe ndërkombëtare. Megjithëse, një pjesë e madhe e respodentëve janë të mendimit se librat janë bukur të shtrenjtë në raport me standardin jetësor, madje për këtë qëllim ka nga ata që nuk shpenzojnë edhe aq para për të blerë libra ose presin që në panaire t'i marrin librat me çmim më të lirë, pasi që mesatarja e një libri ose romani varion prej 7 deri 12 apo 15 euro, si vijon:

Ky diagrami pasqyron mendimin e respodentëve se sa para shpenzojnë për blerjen e librave, ku rreth 26% janë shprehur se shpenzojnë 20 – 30 euro, 23% shpenzojnë rreth 30 – 50




*Diagrami 6: Sa shpenzohet për blerjen e librave brenda vitit*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*




*Diagrami 7: Furnizimi me libra sipas lexuesve*
*Burimi: (Kamberi, Hulumtim kualitativ, 2018).*

dhe 22%, shpenzojnë mbi 100 euro. Lidhur me blerjen e librave dhe standardin jetësor, respodentët janë shprehur se për këtë qëllim blejnë libra më shumë në librari dhe panaire, sidomos pasi që në panaire çmimet janë më të lira:

Sipas këtij diagrami del se 32% e respodentëve furnizohen me libra në librari, 31% e tyre në panaire, 12% në shtëpitë botuese, 12% në rrugë (nga shitësit ambulant), 8% nga interneti (e-bay, amzon, etj) dhe 5% nga shokët/shoqet.

## Përfundim

Bazuar nga ajo që elaboruam deri më tani mund të arrijmë në përfundim se libri sot konsiderohet si pasuri e madhe që ndërlidhet me kulturën e të lexuarit dhe si e tillë konsiderohet një hartë kognitive, një trashëgimi kulturore dhe një vlerë e cila ngritë jo vetëm individin, por edhe shoqërinë në përgjithësi. Përmes të lexuarit, njeriu përfiton në aspektin e edukimit, arsimimit, kulturës, socializimit, fuqizimit të kohezionit social dhe krijon edhe një pasqyrë mbi kulturat të tjera, duke krijuar kështu ura lidhëse në mes të etnive, racave, feve, sekseve dhe grupeve të tjera shoqërore. Gjatë shtjellimit të këtij punimi, kemi parë që ndikimi i modernizmit, por edhe globalizmit, sidomos mediat sociale, kanë bërë që të ketë rënie të kulturës së leximit në përgjithësi, pavarësisht faktit që bota bashkëkohore konsiderohet si bota e cila ka më shumti tituj të librave qofshin ato origjinale apo edhe të përkthyera. Një gjë e tillë vërehet dukshëm edhe në Kosovë, pasi që Kosova është lider jo vetëm në rajon, por edhe më gjerë sa i përket shfrytëzimit të teknologjisë informative. Kultura e leximit në Kosovë mund të identifikohet në dy lloje dhe atë lexuesit aktiv dhe ata pasiv. Po ashtu, një pjesë e madhe e të lexuarit është shndërruar në të lexuarit virtual, gjë që ka një zbehje të leximit të librit fizik (origjinal). Mirëpo, në përgjithësi mund të themi se lexohet në një mesatare, kjo edhe për shkak të ndikimit të faktorëve socio – ekonomik, standardit të ulët të jetesës, ku librat janë paksa më të shtrenjtë për këtë standard jetese. Ata që lexojnë libra dhe kanë krijuar një kulturë leximi kanë motive të shumta për të dhe librin e konsiderojnë si nevojë për informacione dhe çlodhje. Në përgjithësi vërehet se kosovarët lexojnë libra kohë pas kohe dhe kryesisht leximit të librit i kushtojnë rëndësi mbi 1 orë. Kurse, profili i librit më i dashur tek ta janë librat që kanë të bëjnë me temat e përgjithshme, romanet, psikologjia dhe librat religjioz. Ndërsa, preferojnë të lexojnë autorë vendor dhe të jashtëm ndër ta edhe Ismail Kadarenë i cili konsiderohet si ikonë e madhe e galerisë shqiptare jo vetëm tek shqiptarët por në nivel global, por edhe autorë të tjerë si: Khaled Hossein, Christina Lamb, Goerge Orwell, etj.

***Literatura***


1. *Aliu, G. (2018, 04 14). http://gazetaobserver.com. Gjetur në http://gazetaobserver.com: http://gazetaobserver.com/kriza-e-leximit/*
2. *Armstrong, C. (2008, Mars 07). http://eprints.rclis.org. (C. Armstrong, Redaktori, & Bronant, Producenti) Gjetur Mars 07, 2020, nga http://eprints.rclis.org/12277/1/Armstrong_BooksinaVirtualWorld_JOLIS.pdf:*
3. *ASK. (2015 - 2019). Statistikat e Kulturës – 2015 - 2018. Prishtinë: ASK.*
4. *Flood, A. (2016, Mars 11). https://www.theguardian.com. Gjetur Mars 07, 2020, nga https://www.theguardian.com: https://www.theguardian.com/books/2016/mar/11/finland-ranked-worlds-most-literate-nation*
5. *Giddens, A. (2004). Sociologjia (bot. i Botimi i parë). Tiranë: Fondacioni SOROS – Çabej.*
6. *Gunther, J. (2008). Vendasit digjitalë dhe Imigrantët digjitalë (bot. i Botimi i parë). Prishtinë: Konet.*
7. *Ilogho, J. E. (2015 , Shkurt). The Role of Picture Books in Promoting Reading Culture among Nigerian Children: Implication for Libraries and Development of Leadership Qualities. International Journal of Academic Library and Information Science, Vol. 3(2), 67. DOI: 10.14662/IJALIS2015.010*
8. *Kamberi, F. (2018). Hulumtim kualitativ. Hulumtim kualitativ, Prishtina, Prizren, Pejë, Gjilan, Gjakova, Ferizaj dhe Mitrovicë Jugore.*
9. *Kamberi, F. (2019). Dilemat e Tranzicionit (bot. i Botimi i parë). Prishtinë: Artini.*
10. *Malinowski, B. (1960). A scientific Theory of Culture ans other Essays. New York, USA, USA: A Galaxy Book, Oxford University Press.*
11. *Oriogu, C. &.-O.-O. (2017). Effect of Reading Habits on the Academic Performance of Students: A Case Study of the Students of Afe Babalola University. Ado-Ekiti, Ekiti State, 74. Gjetur në 1. 27-33.10.11648/j.ajlis.20170101.15*
12. *Pajaziti, A. (2010). Fjalor Sociologjik. Shkup, Maqedonia Veriore: Logos - A.*
13. *Survey Global, G. (2017). http://www.gfk.com. Gjetur në http://www.gfk.com: http://www.gfk.com/fileadmin/user_upload/website_content/Images/Global_Study/Reading_books/Images/Frequency_of_reading_books_Countries_Web-RGB_GfK-Infographic.jpg*
14. *Tadayon Nabavi, R. (2012). Bandura's Social Learning Theory & Social Cognitive Learning Theory. Articles, Jour, 11. Gjetur në https://www.researchgate.net/publication/267750204_Bandura's_Social_Learning_Theory_Social_Cognitive_Learning_Theory*
15. *Team, S. (2015). https://www.stylist.co.uk. Gjetur Mars 08, 2020, nga https://www.stylist.co.uk: https://www.stylist.co.uk/books/the-all-time-most-popular-books-in-the-world-revealed/127306*
16. *UN, N. U. (2020, Mars 07). https://www.un.org. Gjetur në https://www.un.org/en/events/bookday: https://www.un.org/en/events/bookday/*
17. *UNESKO. (2017). Fostering a culture of reading and writing - Examples of dynamic literate environments. Fostering a culture of reading and writing - Examples of dynamic literate environments. Germany, Germany, Germany. Gjetur Mars 2020, 2020, nga https://unesdoc.unesco.org/ark:/48223/pf0000257933/PDF/257933eng.pdf.multi*
18. *Vatovci, I. (2019, 05 27). https://kallxo.com. Gjetur Mars 05, 2020, nga https://kallxo.com/shkurt/me-5-qershor-ne-prishtine-nis-panairi-i-21-te-i-librit-prishtina-2019/*
19. *Zeneli, E. (2018, Shtator 15). Intervistë e realizuar me z. E. Zeneli – përfaqësues nga shtëpia botuese "Buzuku" – Prishtinë, lidhur me librin dhe kulturën e leximit në Kosovë. (F. Kamberi, Intervistuesi)*

PhD (c) Besir Neziri

# “Nëse përhapet jofetaria, faji përsëri është yni”

Artikulli i Hoxhë Kadri Prishtinës botuar në revisten "Sirât-ı Müstakîm"

Hoxhë Kadri Prishtina është një ndër personalitet fetare shqiptare që kanë dhënë kontribut të çmushëm për çështjen kombëtare. Ai lindi në Prishtinë në vitin 1878, ku edhe kreu mësimet fillestare të shkollës. Shkollën e mesme e kreu në Shkup në shkollën e njohur të asaj kohe “Dar-ul-Mualim”. Studimet e larta i vazhdoi në Stamboll, në Shkollën e Lartë Pedagogjike “Dar-ut-Tedris” të cilën e përfundoi me sukses.[1] Ai donte të vazhdonte tutje në degën e pedagogjisë, por nuk iu dha mundësia. Ai më pas u regjistrua në medresenë “Fatih” në Stamboll, ku, përveç shkencave islame, mësoi gjuhën arabe dhe persishten. Në vitin 1903-1904 regjistrohet në fakultetin juridik të universitetit osman “Darulfunun”, të cilin e kreu me sukses duke marrë gradën shkencore “Hoxhë”, që do të thotë profesor.[2]

Hoxhë Kadri Prishtina në vitin 1914 kthehet në Shqipëri dhe vendoset në Shkodër. Aty zhvilloi veprimtarinë e tij bashkë me patriotët e tjerë shqiptarë për ta mbrojtur Shqipërinë nga coptimi i shteteve fqinje. Në Shkodër fillimisht punoi si avokat. Pas Luftës së Parë Botërore, për ta shpëtuar vendin nga coptimi, më 7 nëntor 1918 ai së bashku me personalitet e tjera shqiptare formoi komitetin “Mbrojtja Kombëtare e Kosovës”. Hoxhë Kadri Prishtina ishte kryetar i këtij komiteti. Hoxhë Kadriu disa herë ishte zgjedhur deputet në parlamentin shqiptar dhe kishte kryer funksionin e ministrit të drejtësisë. Pas shumë vuajtjeve të rënda shëndetësore, vdiq më 20 janar 1925, në moshën -47vjeçare.



## Veprimtaria e tij shkencore

Hoxhë Kadri Prishtina, krahas veprimtarisë patriotike, është marrë edhe me shkrime. Ai në kohën teksa punonte në Shkodër ka nxjerrë revistën mujore me emrin “Udha e s’Vërtetës”, në të cilën shprehte pikëpamjet e tij islame. Kjo revistë mujore që kishte përmbajtje fetare-politike-letrare u botua në shtypshkronjën “Ora” në Shkodër me moton “Kërkimi i së vërtetës asht e drejta e mendjes”. Në fakt Hoxhë Kadri Prishtina tribunën e kësaj reviste e përdori për t’i demantuar disa të pavërteta, të cilat kohë pas kohe botoheshin në shtypin shqiptar të asaj kohe në dëm të fesë Islame.

## Nëse përhapet jofetaria, faji përsëri është yni

Hoxhë Kadri Prishtina ka shkruar edhe një artikull në gjuhën osmane me titull “*Dinsizlik Tevessü’ Ediyorsa Kabâhat Yine Bizde*!”[3], i cili është botuar në revistën *Sirât-ı Müstakîm*


عدد ٩٥ صراط مستقيم

دينسزلك توسع ايديور

قباحت يينه بزده !

خصمای دينك اك زياده اعتراض ايتدكلری نقطه‌لردن بری وبلكه
برنجيسی «دين مانع ترقی وتمدندر» فكر سقيميدر. بورادە بوكا
جواب ويرمك ايستەميورم، چونكه حاجت يوقدر. بونی سويلينلر
هرحالده دين اسلامی بيلميلردر. بونلرك آكلايەمامالرينه سبب يينه
بز. چونكه دين اسلامه رابطه‌سی قوی اولوب معلومات كافيه‌سی
بولنانلر علی العموم السنهٔ اجنبيه‌يه واقف دكلدرلر. ايشته دينی
آكلايەمامالری بونك نتيجه‌سيدر.

زيرا خصمای دين، اسلامی تدقيقه باشلادقلری زمان يقيندن تدقيق
ايده بيلمك ايچون مملكتمزه سياحت ايدييورلر. بو سياحتلرنده
اكثريا غيرمسلم ترجمانلر واسطه‌سيله كزييورلر. بو ترجمانلر نه قدر
ايچمزده بولنسه‌لر يينه دينه عائد معلوماتلری كلياً نقصاندر، هرحالده شائبهٔ
تعصبدن آزاده دكلدرلر؛ ياخود اجنبی محبی كنجلرمزله كوريشوب
اونلردن ايضاحات آلمق ايستيورلر. مع التأسف معلوماتلرينك اكثريتله
نقصان اولمسی جهتيله بيلمه‌يز ديمكده قائل اوله‌مايانلردن برطاقم ياكلش
معلومات ايدينيورلر.

احوالمزی تدقيقه كلنجه بعض عائله‌لرده مبالاتسزلق، بعضلرنده
جاهلانه تعصب، والحاصل بتون هيئت اجتماعيه‌مزده حكم
سورن اخلاقسزلق، صاحبی اولديغمز دينه قارشی ايی برفكر ايدنمكه
مانع اوليور.

بركره شونی تسليم ايتمك ضروريدركه دين هرنه‌صورتله اولور
ايسه اولسون موجوديت انسانيه باشلاديغی زماندن بری ارائهٔ موجوديت
ايتمش ومنتهای موجوديته قدرده باقی قاله‌جغی محقق بولنمشدر. اوت،
حتی هيچ بردينه منسوب اولمدقلرينی ادعا ايدنلر بيله كندی وجدانلرينه
كوره بردينه قائلدر. تصور اولنه‌مزكه برانسان انسان اولسون،
عقلی بولنسونده برحس دينيدن آزاده‌سر قاله بيلسون!

بزده هركسك دينی اوكرنمسی فرض عيندر. هرحالده بو، بك
بيوك شبهه‌لری ابطال ايدر و هرحالده دينده عقل و حكمته موافق
اولميان برشينك عدم موجوديتنی اثبات ايدر؛ كه اكر دينمزده عقل
و منطقه مغاير برنقطه بولنسه ايدی، اديان سائره كبی اوده بزه كور
كورينه اطاعت تكليف ايدردی.

مع مافيه بوكا اعتراض ايدنلر وار وبرچوق شيلرده صاييورلر.
بونلرك عقل ومنطقه موافق هانكی جهتی وار؟ ديورلر. فقط
اونلرك برقسمی اساساً دينده يوق. مثلا صندوقه‌لره طاپمق. دينده
بويله برشی وارميدر؟ ديكر برقسمنكده لزوم واهميتنی دوشنه‌ميورلر.

*Faksimili i artikullit te botuar*

më 30 qershor 1910.[4] Në këtë artikull ai paraqet qëndrimin e tij ndaj jofetarisë, shkaqet që ndikojnë në përhapjen e kësaj dukurie dhe disa kritika dhe këshilla për myslimanët që ta përmirësojnë gjendjen e tyre.

Sipas Hoxhë Kadri Prishtinës, njëra ndër pikat, ndoshta edhe pika e parë të cilën e kundërshtojnë kundërshtarët e fesë është ideja e gabuar se, *"Feja është pengesë e zhvillimit dhe civilizimit"*[5]. Kjo ide e tyre me siguri rrjedh për shkak se ata nuk e njohinë fenë islame. Në këtë pikë, Hoxha Kadri Prishtina i bën fajtorë vetë myslimanët, sepse ata që janë të lidhur fort me fenë islame dhe që kanë njohuri të mjaftueshme në përgjithësi, nuk dinë gjuhë të huaj dhe mu për këtë arsye kemi të atillë që nuk e njohinë fenë. Hoxhë Kadri Prishtina për këtë qasje jo të drejtë të kundërshtarëve të fesë Islame i cek edhe disa arsye tjera, thotë: "*Armiqtë e fesë kur fillojnë ta studiojnë Islamin vinë në vendin tonë për ta studiuar atë për së afërmi. Gjatë vizitës së tyre në vendin tonë, shumicën prej tyre i shoqërojnë përkthyesit jomyslimanë. Këta përkthyes pavarësisht se sa janë në mesin tonë, ata përsëri nuk kanë informacine të mjaftueshme në lidhje me fenë, ndoshta edhe nuk janë të shpëtuar nga ndikimi i fanatizmit fetar. Ose ata shoqërohen nga të rinjtë tanë që simpatizojnë të huajt dhe të marrin informacione nga ta. Fatkeqësisht armiqët e fesë marrin disa informacine të gabuara edhe nga ata persona që nuk pranojnë të thonë "nuk e dimë", edhe pse janë të mangët shumë në dituri."*[6]

Shkak tjetër i përhapjes së jofetarisë, sipas Hoxhë Kadri Prishtinës, është edhe mospërkujdesja në disa familje, fanatizmi me injoracë i disa personave dhe shthurjet morale që zotrojnë te të gjithë shoqëria e të cilat bëhen shkaktar që armiqtë e fesë të mos kenë një përshtypje të mirë për fenë tonë kur ata e analizojnë gjendjen tonë.

Hoxhë Kadri Prishtina në vijim të këtij artikulli ndalet pak edhe te realiteti dhe nevoja e njeriut për fenë,

thotë: "... *feja, pavarësisht formës që ka, ka ekzistuar që nga krijimi i njerëzimit dhe do të jetë e përhershme deri në fundin e ekziztencës. Po, edhe ata që pretendojnë se nuk i përkasin asnjë feja, i besojnë një feje sipas ndërgjegjes së tyre. Nuk mund të imagjinohet që një njeri i cili është njeri dhe ka mendje te jetë pa ndjenja për fe".*[7] Pastaj e shtjellon rëndësinë që feja islame e ka te myslimanët duke thënë se: "*Te ne mësimi i fesë është obligativ (farz ajnë) për të gjithë. Kjo me siguri heq dyshimet e mëdha dhe dëshmon për mosekzistimin e diçkaje në fe që nuk është në përputhje me mendjen dhe logjiken. Nëse në fenë tonë do të ishte një çështje që nuk përputhet me mendjen dhe logjikën, atëherë ajo, ashtu sikur fetër tjera, do të na ftojë që të besojmë verbërisht."*[8]

Hoxhë Kadri Prishtina thekson edhe disa çështje që kundërshtarët e Islamit i marrin si pretekst për ta fuqizuar idenë e tyre, thotë: "*Megjithëkëtë, ka nga ata që e kundërshtojnë Islamin dhe i numërojnë edhe shumë gjëra të tjera. Ata thonë: ka çështje që nuk përputhen me mendjen dhe logjikën në asnjë aspekt. Por, një pjesë e këtyre çështjeve (të cilat i kundërshtojnë) në fakt nuk kanë bazë në fe. Për shembull, adhurimi i sarkofagëve. A ka diçka të tillë në fe? Ata nuk mendojnë edhe për domosdoshmërinë dhe rëndësinë e një pjese tjetër të fesë...."*[9] Hoxhë Kadri Prishtina pasi shtjellon shkaqet që ndikojnë në përhapjen e jofetarisë dhe në të cilat mbështen kundërshtarët e fesë islame, jep një këshillë për ta: "*T'i lënë shkujdesjet në çështjet në të cilat mendjet e tyre janë të fiksuara, t'u drejtohen dijetarëve të Islamit në mënyrë të plotë, të kërkojnë nga ta sqarime e argumente dhe t'i pastrojnë mendimet e tyre një herë e përgjithmonë nga dyshimet e mëdyshjet. Sepse feja është shtëpi e Zotit. Mosbesimi nuk i lejohet e nuk mund t'i lejohet askujt. Dyshimet përherë e dërgojnë njeriun kah rreziqet. Si rezultat i dyshimeve vjen mohimi, dhe, runa Zot, njeriu largohet nga rruga e drejtë dhe hyn në dalalet, lajthitje! Në fakt, sjelljet devijante në shoqërinë tonë i kanë sëmurë zemrat. Fjala "Zemrat e sëmuara drejtohen nga gjërat e kota" i vërteton shumë mirë këto rreziqe. Nuk duhet harruar se Zoti, i Cili është i përhershëm nuk heq dorë asnjëherë nga premtimi i Tij për shpërblim dhe paralajmërimi për dënim."*[10]

Në vijim të këtij artikulli, Hoxhë Kadri Prishtina bën një kritikë edhe për shoqërinë myslimane duke përmendur çështjet ku myslimanët çalojnë dhe rrugët e zgjidhjeve të këtyre problemeve. Për këtë, ai thotë: *"Sot ne myslimanët sikur kemi mbetur indiferentë ndaj virtyteve morale. E drejta në shumicën e rasteve është e hidhur. Ëmbëlsia e së drejtës arrihet duke e shijuar të hidhurën. Gjëja që më së shumti na dërgon në këtë rrugë fatkeqe është injoranca jonë. Mendoj se kjo e vërtetë është e qartë, por cila është rruga e shpëtimit? Ne, para së gjithash, duhet t'i pranojmë gabimet tona. Ç'është kjo gjendje konfuze e myslimanëve? Faji nuk duhet t'i hidhet autokracisë. Sepse po të duhej që të ishte vetëm tek autokracia, atëherë hebrenjtë duhej të harronin të kaluarën dhe moralin e tyre karshi zullumit që e kanë përjetuar deri më sot. Sidoqoftë, ata janë më konservatorë se kushdo. Largimi nga morali islam dhe nacionaliteti ynë për ne është shkatërrim. Për këtë arsye, fëmijët tanë duhet t'i mësojmë me traditat islame duke i edukuar me sjellje të mira. Gratë tona duhet t'i zgjedhim nga ato që janë të ditura e të mençura e jo nga ato që merren me gjëra të kota dhe që ndjekin rrugën e epshit e të pasioneve. Sepse gratë janë elementi më i rëndësishëm i shoqërisë njerëzore, janë matëse të moralit të një shoqërie. Kurse vajzat tona duhet të kemi kujdes që t'i edukojmë dhet'i mësojmë në atë mënyrë që ato të bëhen nëna të ndershme të myslimanëve. Për këtë duhet të hapim shumë shkolla islame të posaçme për vajza. Nëse përpiqemi t›i shkollojmë vajzat tona në shkolla të hapura me qëllime të caktuara nga misionarë, atëherë neve nuk na mbetet më shpresë për shpëtim. Këtë çështje duhet ta mendojmë ditë e natë dhe, sado shumë që mundohemi për këtë çështje, prapë është e pamjaftueshme. Kemi njerëz bamirës e vepra bamirëse që nuk lejojnë të thuhet se nuk kanë mbetur njerëz bamirës në fenë Islame. Nisma jonë e parë duhet të jetë hapja e shkollave për vajza."*[11]

Në fund, Hoxhë Kadri Prishtina u drejtohet myslimanëve me disa këshilla duke thënë se ne, myslimanët, para së gjithash duhet ta kemi parasysh *"ringjalljen dhe ruajtjen e Islamit dhe qytetërimit İslam"*.[12] Ai thekson se duhet të përfitohet nga qytetërimi evropian, sepse Evropa sot për sa i përket shkencës ka arritur kulmin dhe këtë nuk mundet ta mohojë askush. Por duhet të kihet kujdes në atë se çka merret nga qytetërimi evropian sidomos në aspektin e moralit duke thënë: *"Trëndafili duhet të këputet, por dora duhet të ruhet nga gjembat".*[13] Pra me pak fjalë, Hoxhë Kadri Prishtina thekson se ne, myslimanët, nuk duhet ta imitojmë qytetërimin evropian, por duhet të përfitojmë nga të arriturat e tij shkencore. Me atë çka do ta marrim nga shkenca, ne duhet ta ngremë qytetërimin islam, i cili është burim i pashtershëm i dijes. Sepse ne jemi myslimanë dhe gjithmonë duhet të mbesim të tillë.

**Literatura**

**Qemajl Morina, "Kontributi i Hoxhë Kadri Prishtinës në mbrojtjen e tërësisë së tokave shqiptare", Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar, Tiranë 2013, f. 200-194.**

**Edmond Sharka, Hoxha Kadri Prishtina (1925-1878), Revista Drita Islame, Shtator 2013.**

*1.* **Edmond Sharka, Hoxha Kadri Prishtina (1878-1925), Revista Drita Islame, Shtator 2013.** *2.* **Qemajl Morina, "Kontributi i Hoxhë Kadri Prishtinës në mbrojtjen e tërësisë së tokave shqiptare", Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar, Tiranë 2013, f. 194-200.** *3. "Nëse përhapet jofetaria faji përsëri është i yni". 4. Priştineli Kadri, "Dinsizlik Tevessü' Ediyorsa Kabâhat Yine Bizde!", Sırât-ı Müstakîm, nr. 95, 30 qershor 1910, f. 291-292. 5. Po aty, f. 291. 6. Po aty. 7. Po aty. 8. Po aty. 9. Po aty. 10. Po aty, f. 292. 11. Po aty. 12. Po aty. 13. Po aty.*

Abdullah Akil Sulejman El-Akil

# Husein Xhozo (1912-1982), reformator dhe filozof nga Bosnja (1)

Husein Xhozo lindi më 5 maj 1912 në vendin "Bare" te Gorazhda, qytet rreth 100 km larg Sarajevës, kryeqytetit të B. H. Mësuesit e parë të tij ishin babai Sylejmani dhe nëna Hasiba që kishin prejardhje nga familjet e ulemave të Bosnjës. Mësimet e mektebit i vijoi te mualimi i njohur i vendlindjes së tij, shejhut Rashid efendiu.

Në kërkim të diturisë herët e lëshoi vendlindjen, menjëherë pas përfundimit të mësimeve të mektebit. Në fillim shkoi në qytetin e Foqës, ku gjatë periudhës 1921-1925, kreu shkollën fillore, pastaj shkoi në Sarajevë dhe u regjistrua në shkollën e mesme. Ishte një institucion me renome shkencore islame medreseja e Gazi Hursev-begut, të cilën e përfundoj në vitin 1925. Pas saj u regjistrua në gjimnazin e Sheriatit në Sarajevë, të cilin e përfundon në vitin 1933 dhe e fitoi titullin e gjyqtarit të sheriatit.

Diploma e gjyqtarit të sheriatit, veçanërisht në atë kohë, i siguronte një punë dhe rrogë mjaft të volitshme, si dhe përparim të shpejtë të shërbimit. Mirëpo, Husein Xhozo kishte plane dhe ambicie të tjera jetësore. Dëshira tij ishte që t'i vazhdonte studimet në Universitetin Islam më të njohur në botë "El-Azhar" në Kajro. Kjo ambicie iu realizua dhe në "El-Ahzar" u regjistrua gjatë vitit shkollor 1933/34. Pas përfundimit të studimeve në "El-Azhar" në vitet 1937/38, kthehet në Bosnjë dhe Hercegovinë.



## Puna në planin e davetit dhe të reformës

Në atë kohë, me Husein Xhozon, në "El-Ahzar" studimet i vijonin edhe boshnjakë të tjerë të njohur si Kasim Dobraça, Shaban Hogjiq, Dervish Korkut, Mehmed Hangjiq, Ibrahim Trebinjac, Çamil Avdiq dhe të tjerë...

Por, te Husein Xhozo vërehej një përgatitje dhe dëshirë e veçantë që idetë e reformave dhe lëvizjeve islame t'i bartte në trojet e Bosnjës e Hercegovinës dhe në vendet fqinje. Xhozoja ishe nxënës i reformistëve të njohur islam si; Shejh Mustafa ell-Meragit, Shejh Muhmud Selltutit. Prej tyre i pranoi jo vetëm idetë, por edhe metodën dhe mënyrën se si idetë të zbatohen në jetë.

Ndërkaq që, planet e tija shkencore dhe të davetit, mbas thurjes së intrigave të ndryshme që iu bënë menjëherë pas ardhjes nga Kajroja në Bosnjë e Hercegovinë, u pamundësuan dhe u ndaluan. Në radhë të parë kjo ndodhi për shkak të shpërthimit të Luftës së Dytë Botërore në vitin 1939. Në fillimin të muajit prill të vitit 1943, Myftiu i Palestinës, haxhi Muhamed Emin ell- Hysejni vizitoi disa pjesë të vendeve të Evropës që ishin të përfshira në luftë, duke përfshirë edhe Bosnjën dhe Hercegovinën. Me atë rast u formua një formacion ushtarak, i cili përbëhej kryesisht nga myslimanët e Bosnjës dhe Hercegovinës dhe Sanxhakut. Kjo njësi ushtarake u quajt "Divizioni Hanxhar". Shejh Husein Xhozo një kohë kryente punën e imamit ("Tabor imam", lexo imam i logoritë apo i kampit, Sh. V.) në njërin formacion të atij divizioni. Për këtë arsye, menjëherë pas përfundimit të Luftës dytë botërore, gjyqi ushtarak komunist, me 5 qershor të vitit

1945, e gjykoi dhe e dënoi me pesë vjet burg. Këtë dënim e mbajti deri në fund.

Në këtë mënyrë shejh Husein Xhozo misionin e vet të davetit në Bosnjë e Hercegovinë faktikisht e filloi ndërmjet mureve të burgjeve. Pushtetarët e shtetit komunist shpejt i hetuan aktivitetet e tij islame dhe kjo ishte shkaku pse atë e transferonin në burgje të ndryshme të shtetit të atëhershëm.

Me këtë rast, kur në vitin 1950 u lirua nga burgu, ai e kishte të ndaluar të punonte çfarëdo pune brenda Bashkësisë Islame të Bosnjës dhe Hercegovinës. Plot trembëdhjetë vjet ka punuar si avokat nëpër firma të ndryshme vetëm e vetëm që disi të mbijetojë. Përfundimisht, në vitin 1958 atij i lejohet të punojë në Bashkësinë Islame të Bosnjës dhe Hercegovinës dhe prej atëherë filloi edhe aktiviteti i tij i Davetit, që është aq i begatshëm, si në nivelin e Bosnjës dhe Hercegovinës, e po ashtu edhe në nivelin e Umetit islam, sa është vështirë të demonstrohen dhe të tregohen të gjitha aspektet e tij, por ne këtu do ta paraqesim kontributin e tij të Davetit në Bosnjë dhe Hercegovinë në segmentet vijuese:

### 1- Në krye të Unionit të Ulemave të Bosnjës dhe Hercegovinës.

Në këtë funksion me përgjegjësi të madhe u zgjodh në vitin 1964. Mbronte liritë e imamit në veprimtaritë e tyre dhe luftonte për statusin e merituar social e shoqëror brenda shtetit të atëhershëm.

### 2-Themeloi dhe vuri në veprim gazetën "Preporod"

Në vitin 1969, nxori dyjavoren islame "Ell-ba'su el- Islami" [Preporod, (Sq. kjo gazetë shpërndahej në të gjitha trojet e ish-Jugosllavisë komuniste ku kishte myslimanë, arrinte rregullisht edhe te ne në Kosovë, në fillim ishte si një gazetë informative në lidhje me jetën fetare në Bosnjë e Hercegovinë, më vonë filloi t'i trajtonte edhe çështjet fetare, shkencore dhe problemet e jetës në përgjithësi.

Për një kohë të gjatë ishte edhe kryeredaktor edhe përgjegjës kryesor i kësaj gazete.

### 3-Themelues i institucionit dhe fondit për zeqatin

Bashkësia Islame në Bosnje dhe Hercegovinë, veçanërisht pas Luftës dytë botërore, u gjend në një situatë shumë të vështirë ekonomike, Pronat e vakëfeve u plaçkitën dhe u nacionalizuan. Institucionet islame kishin mbetur pa mjete materiale dhe nuk kishin asnjë përkrahje nga ana e pushtetit të sistemit të ri. Bashkësia Islame u gjend para një kolapsi ekonomik, nga i cili shumë-kush nuk shihte ndonjë dalje apo shpëtim. Në rrethana të tilla u paraqit shejh Husein Xhozo me fetvanë e tij historike me të cilën propozoi që myslimanët e Bosnjës dhe Hercegovinës (si dhe në rrethin e gjerë të shtetit të Jugosllavisë së atëhershme) të formojnë një lloj të "Bejtu ez-Zekjat" (shtëpia e Zeqatit), sistemin e fondacionit, i cili do të obligohej dhe dho do të brengosej për ruajtjen e enteve kulturore vitale të islamit. Kjo fetva e Husein Xhozos u pranua me kënaqësi dhe entuziazëm të madh, si nga ana e kuadrove islame ashtu edhe nga ana e popullatës islame, dhe, falë kësaj, shumë institucione fetare dhe kulturore, arritën shpëtimin e veçanërisht "Medreseja e Gazi Hursevbegut" në Sarajevë.

Është interesant të theksohet se, falë aftësive vizionare të këtij daveti të shejh Husein Xhozos, Bosnja dhe Hercegovina arriti të krijonte fondin e Zeqatit, para disa vendeve arabe dhe islame.

### 4- Hapja e Fakulltetit Teologjik Islam në Sarajevë

Njëra nga momentet më të ndritshme të jetës së myslimanëve në Bosnjë dhe Hercegovinë, pa dyshim, ka qenë hapja e Fakultetit Teologjik Islam në Sarajevë, më 28 shtator 1977. Duke i respektuar të gjithë njerëzit dhe faktorët në strukturën e Bosnjës dhe të qarqeve të saj, nuk do të gabonim nëse themi që njeriu më i merituar për këtë hapje në të vërtetë ishte shejh Husein Xhoza. Ajo ka qenë kurora e aktivitetit dhe pjekurisë së tij në aspektin e davetit, reformave dhe filozofisë.

### 5- Profesor i Medresës dhe i FTI-së

Shejh Husein Xhoza vite me radhë, gjallërisht punoi në entet shkencore islame në Bosnjë e Hercegovinë për zgjerimin e ideve shkencore dhe reformuese të mësuesve të vet, para se gjithash idetë e shejh Reshid Ridas, shejh Mustafa Meragiut, shejh Mahmud Shelltutit dhe të tjerëve. Në Medresën e Gazi Hursevbegut ishte ligjërues në lëndën e Tefsirit që nga viti i largët 1964, kurse në Fakulltetin Teologjik Islam që nga koha e themelimit të saj e deri te momenti i vdekjes së tij.






## PJESËMARJA NË TUBIMET NDËRKOMBËTARE



Gjatë kohës aktive njëzetepesëvjeçare të veprimtarisë së tij në dave brenda Bashkësisë Islame të Bosnjës e Hercegovinës dhe më gjerë, ishte përfaqësuesi kryesor i myslimanëve të atyre hapësirave në shumë tubime të rëndësishme. Ne, sipas vlerësimit tonë, këtu do t'i rendisim vetëm disa nga ato tubime, duke mos pretenduar edhe në më të rëndësishmet:

### 1-Në Maroko 2-13 korrik 1962.

Në tubimin e rëndësishëm në Maroko atëherë ishin pjesëmarrës edhe delegacioni nga Bosnja e Hercegovina, gjegjësisht nga Jugosllavia. Delegacionin e udhëhiqte reis-ulemaja i asaj kohe Sylejman ef. Kemura. Megjithatë, tek të gjithë të pranishmit, mbresa të veçanta ka lënë referenti i delegacionit. Atë e zbukuronte ideja, elokuenca e gjuhës arabe, njohuritë për gjendjen dhe marrëdhëniet në botë. Ishte ky shejh Husein Xhoza.

### 2- Sarajevë, 9 gusht – 4 shtator 1971

Në këtë periudhë për një vizitë më të gjatë në Bosnjë e Hercegovinë, por edhe në vende tjera përreth, erdhi një delegacion nga Arabia Saudite me qëllim që të njihen me kushtet e jetës së myslimanëve të këtë zonë. Ishte delegacioni i Ligës Arabe (Rabita) që udhëhiqej nga Sejjid beg Samil, anëtarë i Rabitas, dhe shejh Xha'fer Faka, drejtuesi i Haremi Sherifit në Medine Munevveri.

### 3- Sarajevë, 13 shtator, 1974.

Prof. Husein Xhoza atëherë e priti delegacionin e Rabitas, të cilin e udhëhiqnin shejh Safvet Seka Emini, sekretar gjeneral i Rabitas, pastaj dr. Abdullah ell-Hajidi, anëar i Rabitas dhe zotëri Salih Uzbekan, po ashtu anëtar i Rabitas.

### 4- Mekë-Medinë, 1969.

Ishte ky viti në të cilin Husein Xhoza kishte shkuar për ta kryer Haxhin. Këtë moment e kishte shfrytëzuar që të takohej me personalitete të njohura dhe përgjegjëse nga Arabia Saudite dhe bota islame.

### 5-Mekë, 20-25 prill 1975.

Konferenca dedikuar rolit dhe rëndësisë së xhamisë. Shejh Husein Xhoza nga Bosnja e Hercegovina pati një paraqitje dhe ligjëratë të jashtëzakonshme. Ky tubim u mbajt nën patronazhin e shejh Muhamed Ali Harekanit, sekretarit gjeneral të Rabitas.

### 6- Sarajevë, 17 maj 1975.

Konferenca e madhe ndërkombëtare të cilën e kishte organizuar Shoqata e Ulemave e Bosnjës e Hercegovinës, shejh Husein Xhoza, me veçoritë e tij si kryetar i Ulemave, udhëhiqte këtë tubim. Nga personalitet e njohura botërore të asaj kohe, në konferencë ishin të pranishëm edhe shejh dr. Abdul Halim Mahmudi, rektori i "El-Azharit".

### 7- Kajro, 6 – 24 maras 1964.

Shejh Husein Xhozo ishte në praninë e Konferencës së parë të Akademisë së Shkencave Islame .

### 8 –Kogadish-Somali, 26 dhjetor 1964 – 2 janar 1965.

Shejh Husein Xhoza me komentimet dhe prirjet e tij mori pjesë në konferencën botërore islame që u mbajt nën patronazhin e kryetarit të Somalisë, Adn Abdulla Osman.

### 9 – Paris, 16 – 18 nëntor 1981

Konferenca e dytë e Këshillit të drejtuesve të xhamive mbajtur nën patronazhin e shejh Muhamed Ali Harekanit, sekretarit gjeneral të Rabitas dhe të zëvendësit të tij Safvet Seka el-Emini.

*Marr nga "Velikani i vodje islamskog pokreta u savremenom dobu (vëllimi III)", f.135-127, Sarajevë, 2012.*

*Nga boshnjakishtja: Shefki Sh. Voca.*

# Tomas Karlajl*

Është turp që një njeri i kulturuar i kësaj gjenerate të besojë dhe t'u kushtojë vëmendje pohimeve të pavërteta se feja islame është fe e rreme dhe se Muhamedi është gënjeshtar.

Karlalji është një prej personave që i ka vlerësuar trimat. Prandaj nuk duhet të çuditemi aspak kur shohim se të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s. e bën hero kulminant. Në veprën e tij "Heronjtë", ai shkruan: "Pasi e kam pranuar Muhamedin dhe pejgamberinë e tij dhe pasi kam pranuar fenë e tij, them: Është turp që një njeri i kulturuar i kësaj gjenerate të besojë dhe t'u kushtojë vëmendje pohimeve të pavërteta se feja islame është fe e rreme dhe se Muhamedi është gënjeshtar. Ka ardhur koha që të ngrihemi kundër këtyre pohimeve të marra dhe të pavërteta, sepse pejgamberia – Shpallja - është ajo me të cilën ky Pejgamber i pashkolluar po ndriçon miliona njerëz prej 14 shekujsh. A mund të pranojë mendja e shëndoshë njerëzore se kjo pejgamberi, të cilën e kanë pranuar miliona njerëz të mund të jetë e sajuar apo mashtrim?! Sikur gënjeshtra dhe mashtrimi të përhapeshin në mënyrë kaq masive në botë, atëherë jeta do të ishte marrëzi dhe pa qëllim dhe më mirë do të ishte të mos ishte fare!

A e keni parë ndonjë njeri që të ketë mundur të sajojë ndonjë fe dhe të ketë arritur të popullarizohet dhe të përhapet në këtë mënyrë?!

Njeriu gënjeshtar nuk mund të ndërtojë as një ndërtesë me tulla, sepse nuk i di veçoritë e materialeve ndërtimore, e edhe nëse e ndërton, ajo s'do të jetë gjë tjetër veçse një pirg përzierjesh së këtyre materialeve. Atëherë, çfarë të themi për ndërtuesin e shtëpisë, themelet e së cilës i kanë rezistuar këtij numri shekujsh dhe në të cilën banon ky numër i madh prej miliona njerëzish?!

Nga e gjithë kjo del se është gabim i madh që ta llogarisim Muhamedin prej atyre njerëzve që shtiren për diçka që nuk janë në të vërtetë, të cilët përdorin mashtrime dhe mjete që çojnë në plotësimin e ndonjë qëllimi personal ose babëzie. Shpallja, që ka lënë ai, nuk është gjë tjetër veçse e vërteta e pastër.

Fjala e tij është vetëm zë i së vërtetës, zë që del nga sferat më të larta shpirtërore. Ai nuk është gjë tjetër veçse një meteor që ka ndriçuar gjithë botën...

Shpallja është përcaktim hyjnor, është mirësi hyjnore dhe dhuratë të



*Thomas Carlyle (1795 -1881)*



*Nga koleksioni i librave te Thomas Carlyle*



cilën Zoti ia dhuron kujt të dojë. Unë e dua Muhamedin a.s. për shkak të pastërtisë së natyrës së tij dhe të qenët të tij larg nga hipokrizia dhe shtirja. Ai ishte i pavarur në gjykimin dhe mendimin e tij. Ai nuk është mbështetur tek askush (përveç Zotit) dhe asnjë herë nuk ka pohuar për vete atë që nuk është. Ai nuk ka qenë mendjemadh, e as lajkatar. Ai ka qenë modest në veshjen e tij. Ai iu është drejtuar qartë dhe lirshëm sundimtarëve persianë e bizantinë dhe i ka udhëzuar për obligimet që ata kanë për detyrë t'i bëjnë, për këtë jetë kalimtare dhe për jetën e amshueshme...

Nga zemra e atij njeriu me shpirt të madh, përplot mëshirë, mirëbërësi, butësi, mirësi, dritë dhe urtësi janë shfaqur ide fisnike, që nuk i kanë lënë kurrfarë rruge verbërisë së kësaj bote, si edhe mendime sublime, që nuk kanë synuar kurrfarë nderimi apo pushteti.

Falsifikuesit e pafe dhe gënjeshtarët heretikë perëndimorë pohojnë se vetëm lakmia dhe dashuria për këtë botë (materiale) e ka stimuluar dhe e ka shtyrë Muhamedin a.s. Ky pohim, përveçse është i gënjeshtërt, përmban edhe çmenduri, budallallëk dhe mbrapshti, sepse Muhamedi a.s. nuk është dëfryer sikurse mashtruesit e tjerë me forma të rreme dhe nuk ka shkuar pas ideve të dëmshme; ai nuk ia ka lejuar vetes të stoliset me gënjeshtra dhe ligësi. Ai ishte i pavarur në të kuptuarit e esencës të gjithësisë dhe të çdo gjëje që ekziston.

Fshehtësia e ekzistencës, me tmerret, bukuritë dhe kërcënimet e saj, ka shndritur dhe ka qenë libër i hapur para syve të tij. Prandaj, zëri i këtij njeriu ka ardhur nga thellësia e shpirtit. Për këtë arsye ky zë është dëgjuar, pra fjalët e tij kanë rënë në një tokë pjellore dhe zemrat e njerëzve e kanë pranuar atë që ka folur ai.

Ai ishte asket i vërtetë si në ushqim, ashtu edhe në banim, pije, veshje dhe në të gjitha dëshirat trupore. Ushqim kishte bukën e thjeshtë dhe ujin. Shpesh kalonin edhe muaj të tërë, e në shtëpinë e tij nuk ndizej zjarri.

A mundet, pra, që këtu të ketë tendencë për lartësim dhe ambicie?! Muhamedi a.s. ishte asket në kuptimin e plotë të fjalës. Ai vishej thjesht, ushqehej dobët dhe luftonte gjithnjë në rrugën e Zotit. Ai ka punuar dhe e ka dhënë mundin e vet vetëm në rrugën e Zotit. Për përhapjen e fesë së Zotit nuk ka kursyer kurrfarë mundi. Nuk e ka lakmuar aspak pozitën, nderin dhe pushtetin, atë që zakonisht e synojnë të tjerët. Sikur të mos ishte i tillë, ai as që do të mund të fitonte lavdërimin dhe respektin e arabëve. Ai s'do të mund t'i udhëhiqte ata dhe as do të mund të bënte që ata të mblidheshin rreth tij dhe të luftonin së bashku me të për 23 vjet.

Zemrat e arabëve ishin të vrazhda dhe të ashpra dhe ishte e vështirë që t'i udhëhiqje dhe t'i qeverisje ata. Prandaj, ai që ishte në gjendje që t'i zbuste dhe t'i udhëhiqte ata, mund të konsiderohet hero, por duhet ta theksojmë edhe një herë se nëse ata nuk do të shihnin tek ai virtyte dhe fisnikëri, nuk do t'i përgjigjeshin kurrsesi thirrjes së tij.

Unë mendoj se edhe sikur në mesin e atij populli të gjendej një perandor, me kurorën dhe pushtetin e tij mbretëror, ai nuk do të mund t'i detyronte kurrë njerëzit që t'i bindeshin dhe ta dëgjonin në atë mënyrë sikurse ata i janë bindur dhe e kanë dëgjuar të Dërguarin e Zotit, që ishte me rroba të arnuara.

Së fundi, dua të them se unë këtu nuk i kam marrë parasysh botimet e teksteve të autorëve perëndimorë, as mendimet dhe konkluzionet e tyre, sepse Lindja ka qenë e drejtë dhe ka thënë të vërtetën për sa i përket fesë së të Vërtetit dhe dihet se Zoti është e Vërteta Absolute.

**(Thomas Carlyle ka lindur më 1795 dhe ka vdekur më 1881. Ka qenë historian britanik).*

*Marrë nga: Takvim, Sarajevë, 1976.*
*Përshtati: Ajni Sinani*

